**Përgjigje përfundimtare për ikhuancin "Amër Rexhepi", i cili pretendon se ndjek menhexhin e Selefëve**

https://pasimisunetit.wordpress.com/

*Bismilah*

Kjo përgjigje është sqarim për akuzat e lëshura në fejsbukun tim nga Amer Rexhepi ndaj selefive në trojet Shqiptare. Për të qenë sa më i përpiktë me sulmet dhe akuzat e tij, po i përmend fjalët e tij në fragmente sipas radhës, duke bashkangjitur poshtë tyre përgjigjen time. Shpresoj që të fitoj mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut për veten time dhe për vëllezërit që më ndihmojnë me vërejtjet dhe sugjerimet dhe informacionet e tyre, përderisa nijeti im është që t'i largoj këto turbullira e manipulime që përhapi ky ikhuanc i pandreqshëm, e që të mos mashtrohet ndonjë prej vëllezërve selefi prej tyre, e ndoshta Allahu ia hap zemrën ndonjë të mashtruari naiv nga radhët e ikhuancave, ndoshta vet Amer Rexhepit.

Allahu udhëzoftë në menhexhin selefi çdo besimtar të sinqertë që e kërkon hakun. Allahu i dhëntë fundin e merituar çdo armiku të menhexhit selefi.

**Amer Rexhepi:**

Vella musliman Zejd Ebu Ubejd Gripshi, problemi jote eshte se ti nuk ke arritur ta kuptosh sakte Selefijen si menhexh i te parve, e as Sunnetin si menhexh Profetik. Une pajtoj me juve se une nuk jame ne menhexhin qe ti pretendon se eshte "selefi", une jam larg nga teshedidi, gului dhe lidhja me fjalet e njerzve qe ju i pretendoni se Imam.

## *Përgjigje:*

Mua më ka dhënë sukses Allahu që ta njoh Sunetin dhe menhexhin Profetik apo menhexhin selefi, brenda limiteve të diturisë dhe mundësive të mia, prandaj më ka ruajtur Allahu që të mos bie viktimë as në menhexhin e ikhuancave me larminë e grupeve dhe rrymave mes tyre, as në menhexhin e mumejinëve-halebishtave megjithë rrymat dhe fraksionet e tyre, e as në menhexhin e hadadive, megjithë rrymat, ndasitë dhe bishtat e tyre. Elhamdulilah ti si ikhuanc i thekur që je, e pranon vetë që s'je ne menhexhin tonë selefi, mirëpo gabon rëndë kur thua pastaj që je selefi! Në të vërtetë ti je një ikhuanc i kalbur, je në rrugën e Khauarixhëve ashiqare, sado që të pëllasësh nëpër fejsbuk se ti je kundër tekfircave, kundër khauarixhëve, kundër guluwit dhe kundër teshedudit. Argumentet për këtë që thashë janë të shumta. Ja po ta jap një shembull të qartë fare. Ti ofendon dhe poshtëron publikisht Muhamed Bin Selmanin, princin e kurorës së Arabisë Saudite dhe e quan atë mendjelehtë, ahmak, axhami, injorant… duke ndjekur kështu me besnikëri rrugën e Ikhuancave dhe të Khauarixhëve, sepse ata janë nxitësit kryesorë kundër prijësave të muslimanëve, me fjalimet dhe shkrimet e tyre, derisa arrijnë te përdorimi i armëve.

ALBtelecom 23:32 33%

Amer Rexhepi



**Amer Rexhepi**
30 August 2018 ·

Kush janë këta ekstremistë O MBS -injoranti, a është Shejh Abdul-Aziz bin Abdullah bin Baz [rahimullah], apo Shejh Salih el Feuzani [Allahu e ruajt] ...???!

Allahu e udhëzoftë këtë axhami, e nëse për te, Allahu nuk ka caktuar udhëzim, Allahu i ruajt të gjithë muslimanët nga she... See more




**Ne kemi disa "ekstremistë" që e ndalojnë përzierjen mes dy gjinive (meshkujve dhe femrave), dhe nuk janë në gjendje të bëjnë ndryshimin mes një burri dhe një gruaje që vetmohen bashkë, dhe në mes të një gruaje dhe një burri që punojnë bashke.**

51 · 250 comments · 2 shares

Like · Comment · Share



**Amer Rexhepi**
Çka do të thonë disa injorant shqiptare qe i thonë vetes se tyre Selefit e vetëm, te cilët na ofenduan dhe na shpifen kur postuam ketë postim para rreth 1 viti.

O të mjere pse e rrezikoni të pini ujë nga Haudi vetëm për një mendjelehtë ahmak siç është Muhamed bin Selmani?



Amer Rexhepi
1 hr ·

"Unë kërkoj mbrojtje nga Allahu për ty o Ka'b nga sundimtarët budallenj." Hadith

Kah po shkon shteti i Teuhidit, ky është vizioni 2030 i MBS Bin Selmanit mendjelehtit për modernizimin e Arabisë Saudite ???

Allahu e udhëzoftë dhe i ruajt muslimanët nga sherri i tije dhe i përkrahësve te tije kado qe janë!

Ka thënë Shejkh Salih el-Feuzan – hafidhahUllah –: "Nuk është kusht që të jesh prej Khauarixhëve se duhet patjetër të përdorësh armën, përkundrazi, edhe kush beson se muslimani që bën gjynahe të mëdha është qafir, është prej Khauarixhëve dhe në rrugën e tyre. Edhe ai që nxit kundër prijësit të muslimanëve me fjalime dhe shkrime, edhe nëse nuk përdor armën, kjo është rruga e Khauarixhëve."
[Burimi: el-Ixhabat el-muhimmeh fil-meshakil el-mudlehimmeh, fq.16.]

Si pretendon ti se je në menhexhin e të Dërguarit të Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ndërkohë që ti Amer Rexhepi e kundërshton rrugën e tij ashiqare, dhe ndjek rrugën e khauarixhëve dhe ikhuancave duke kritikuar dhe poshtëruar prijësat e muslimanëve haptazi!!!

Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem:

من أراد أن ينصح لذي سلطان فلا يبده علانية ، ولكن يأخذ بيده فيخلوا به ، فإن قبل منه فذاك ، وإلا كان قد أدى الذي عليه.

"Kush do që ta këshillojë prijësin, atëherë të mos ia japë atë publikisht, porse ta marrë për dore dhe të dalë veçmas me të, e nëse ai e pranon, atëherë kjo duhej. Ama nëse nuk pranon, atëherë ai e kreu detyrën e tij." [E ka transmetuar Ibn Ebi Asim (hadithi 907) dhe e ka saktesuar Shejkh Albani.]

Hapi sytë dhe lexoje mirë urdhërin e të Dërguarit të Allahut sal-lAllahu alejhi ue selem që këshilla për prijësin duhet të jepet në sekret dhe nuk duhet të jepet në publik, që ta marrë vesh i madhi dhe i vogli, i miri dhe i keqi, besimtari dhe munafiku, selefiu dhe hizbiu! As nuk tha i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ue

selem, po s’ta pranoi këshillën prijësi, atëherë nxirre në publik këshillën që ai ta refuzoi në privat. Kurse ti Amër Rexhepi jo vetëm që nuk e ke këshilluar Muhamed Bin Selmanin, as në privat e as në publik, por përkundrazi e ke sharë dhe e ke poshtëruar në publik, madje e ke akuzuar rrejshëm se ai paska shkuar me lavire nëpër klubet e natës në Emirate, sikur ti ia paske mbajtur kandilin Muhamed Bin Selmanit dhe e paske parë ku dhe qysh e kaluar natën!!!



**Amer Rexhepi**
Meqe fole per kete teme, MBS po shfrenohet neper Emirate UAE, neper klube te nates se bashku me lavire etj por kjo tek e fundit eshte problemi i tije do te jep llogari para Allahut ... ama kur akuzon uleman me te medhenje te botes Islame ne kete kohe ketu eshte problemi !
10 w Like Reply

Kjo o vëlla Amer Rexhepi është pikërisht rruga e khauarixhëve dhe e ikhuancave, sado ta quash ti rruga e Selefëve. Kurse rruga e vërtetë e Selefëve është kjo që ka thënë Enes Bin Malik radijAllahu anhu:

نَهَانَا كُبَرَاؤُنَا مِنْ أَصْحَابِ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ , قَالَ: لا تَسُبُّوا أُمَرَاءَكُمْ ، وَلا تَغِشُّوهُمْ ، وَلا تَبْغَضُوهُمْ ، وَاتَّقُوا اللَّهَ وَاصْبِرُوا ؛ فَإِنَّ الأَمْرَ قَرِيبٌ.

“Na ndalun të mëdhenjtë tanë, nga Sahabët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem duke thënë: Mos i shani prijësit tuaj, as mos i mashtroni as mos i urreni, por kijeni frikë Allahun dhe duroni se me të vërtetë që çështja është afër.” [E ka transmetuar Ibn Ebi Asim (hadithi 845) dhe e ka saktesuar Shejkh Albani.]

Tani vëlla Amer Rexhepi, ti e ke të kollajtë që ta krahasosh rrugën tënde me rrugën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe rrugën e Sahabëve të tij, nëse je i

sinqertë kuptohet, ama nëse je ikhuanc i kalbur, e dimë që s'do të të mbyllet goja nga dërdëllitjet dhe manipulimet.

Madje kjo rruga jote në sharjen dhe poshtërimin publikisht të Muhamed Bin Selmanit është pikërisht rruga që futi çifuti Abdullah Bin Seba në Umetin Islam, në emër të urdhërimit të së mirës dhe ndalimit të së keqes, njësoj siç pretendon ti me shkrimet e tua nëpër fejsbuk.

Ka thënë çifuti Abdullah Bin Seba:

وابدأوا بالطعن على أمرائكم وأظهروا الأمر بالمعروف والنهي عن المنكر تستميلوا الناس وادعوهم لهذا الأمر

"Filloni me sharjen e prijësave tuaj, shfaquni sikur po urdhëroni të mirën dhe po ndaloni të keqen, në mënyrë që të fitoni zemrat e njerëzve, dhe thirrini ata te kjo gjë." [E ka transmetuar Taberiu në librin Tarikh err-Rrusul, vëll.4/fq.340.]

Me këtë kundërshtim që po ja bën urdhërit të Pejgamberit dhe Sahabëve ti rrezikon që të mos pish ujë nga Haudi i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, madje rrezikon që të ringjallesh e të hidhesh në Xhehenem bashkë me Qentë e Xhehenemit, prandaj ki kujdes o Amer Rexhepi!

Madje ka ardhur një hadith kërcënues për atë që shan dhe poshtëron prijësat e muslimanëve!!! Është transmetuar nga Ebij Bekrah – radijAllahu 'anhu – se ai ka thënë: e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut – sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem – të thotë:

مَنْ أَهَانَ السُّلْطَانَ أَهَانَهُ اللهُ

"Kush e poshtëron udhëheqësin, do të poshtërohet nga Allahu." [Transmeton Tirmidhiu, Hadith Hasen]

Ka thënë Shejkh Uthejmini rahimehullah: "Për këtë arsye, ai që e poshtëron udhëheqësin duke përhapur të metat e tij mes njerëzve, duke e qortuar, duke e sharë dhe duke e kritikuar publikisht, rrezikon që të bjerë mbi të poshtërimi i Allahut – 'Azze ue Xhel-le. Sepse nëse ai e poshtëron udhëheqësin për këto çështje, njerëzit do të rebelohen dhe nuk do t'i binden atij, e kështu që kjo që bëri

ai do të jetë sebep i sherrit. E nëse Allahu e poshtëron atë në dunja, atëherë ai e ka marrë dënimin e tij, ama nëse nuk e poshtëron në dunja, atëherë ai meriton që të poshtërohet në Ahiret, Allahu na ruajttë! Sepse fjala e të Dërguarit – sal-lAllahu ‘alejhi ue sel-lem – është hak:

مَنْ أَهَانَ السُّلْطَانَ أَهَانَهُ اللهُ

“Kush e poshtëron udhëheqësin, do të poshtërohet nga Allahu.” [Burimi: Sherh Rijad es-Salihin, vëll.3/fq.270-273]

**Amer Rexhepi:**




## *Përgjigje:*

Parimet tona nuk janë të shpikura porse janë parime të vërtetuara të menhexhit Selefi. Ti je larg atyre parimeve ngaqë je ikhuanc, je hizbi dhe nuk je Selefi. Unë po ta përmend një prej parimeve të menhexhit selefi që e ndjekim ne, ndërsa ti jo vetëm që nuk e ndjek por edhe e deklaron atë parim të shpikur (!!!), i cili është parimi i gjykimi i personit duke u bazuar në shoqërinë e tij, apo duke u bazuar në lavdërimin që ua bën bidatçijve dhe mbrojtjen që ua bën atyre.

Ky parim është menhexhi i vërtetë i Selefëve, të cilin e kanë përcjellë deri në ditët tona dijetarët eminentë selefi, dhe do të mbetet ky menhexh deri në ditën e gjykimit. Dhe është pikërisht ky menhexh që ua thyen kurrizin bidatçijve, qofshin ata ikhuanca, sururi, tabligca apo halebishta apo të çfarëdolloj hizbi tjetër. Në menhexhin selefi nuk lejohet dhe nuk pranohet pluralizmi në mendime dhe qëndrime, për çështje të cilat cënojnë dhe përbëjnë rrezik për fenë e Allahut dhe për unitetin e muslimanëve, përderisa argumentet dhe faktet janë bërë të qarta. Pluralizmin dhe lirinë në mendime e qëndrime e promovojnë vetëm ikhuancat me xhematet e tyre të larmishme, dhe sidomos halebishtat. Për ta përhapur këtë pluralizëm sektar dhe metodologjik, dhe për të shkatërruar menhexhin e selefëve, ikhuancat dhe halebishtat kanë shpikur disa rregulla të prishura, disa prej të cilave janë:

- të bashkëpunojmë me njëri-tjetrin për interesat tona të përbashkëta, dhe ta justifikojmë njëri tjetrin për mospajtimet që kemi mes veti.
- mospajtimin që kemi për dikë tjetër, mos ta bëjmë mospajtim mes veti.
- duhet të përmendim edhe gjërat e mira që ka personi i kritikuar nga dijetarët, dhe jo vetëm gjërat e tij të këqija (bidati i muwazanatit).
- duhet të ketë ixhma te dijetarët që ta shpallim një person bidatçi, përndryshe ti je i lirë që të zgjedhësh, po të duash bëje bidatçiun bidatçi, e po të duash mos e bëj bidatçi, përderisa ka dijetarë të tjerë që nuk e kanë bërë bidatçi.
-çdo bidatçi është hizbi, por jo çdo hizbi është bidatçi.

etj…

Elhamdulilah të gjitha këto parime të shpikura i kanë refuzuar dhe i kanë shkatërruar dijetarët selefi.

Unë ti përmenda në debatet e mëherëshme disa argumente nga Kur'ani, Suneti dhe gjurmët e selefëve dhe dijetarëve të sotëm për gjykimin e atyre që shoqërohen, që mbrojnë apo që justifikojnë apo që lavdërojnë njerëzit e bidatit, porse ti i anashkalove dhe as nuk i pohove dhe as nuk i refuzove, sepse ato janë argument fatale për ty dhe sojin tënd. Nëse ti i pohon ato argumente, e ke shpallur veten tënde të devijuar, përderisa i kundërshton publikisht ato argumente me fjalët dhe veprat e tua. E nëse i refuzon, atëherë je fundosur në një devijim shumë herë më të rëndë. E unë po ti risjell prapë, jo vetëm për ty, por edhe për ata që janë të mashtruar nga propaganda juaj dhe propaganda e halebishtave, sepse ato argumente jua thyejnë kurrizin juve:

- Ka transmetuar Ebu Hurejra: "I Dërguari i Allahut (sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Personi është në Fenë e shokut të vet. Kështu që le të shikojë gjithsecili prej jush se kë ka marrë për shok." [ Hadithin e ka saktësuar Shejkh Albani në Silsiletu es-Sahiha me numër 927.]

- Ka thënë dijetari i madh i Ehli Hadithit, Jahja Ibën Se'id el-Kattan, bashkëkohës i Imam Ahmedit: "Kur Sufjan eth-Theuri erdhi në Basra, nisi të interesohej për çështjen e Rabi'ah Ibn Sebih dhe njerëzit me të cilët rrinte ai. Kështu, ai pyeti: "Çfarë medh'hebi ka ai?" Ata i thanë: "Ai nuk ka

medh'heb tjetër përveç Sunetit." Ai tha: "Kush janë njerëzit me të cilët shoqërohet?" Ata i thanë: "Kaderitë." Ai tha: "Atëherë ai është Kaderi." [el-Ibane, 2/453] Ibn Batta tha: "Allahu e mëshiroftë Sufjan eth-Theurin. Vërtet, ai ka folur me urtësi, prandaj ka qenë i sinqertë (që e thoshte gjithmonë të vërtetën). Dhe ai foli me dije e cila përputhet me Kur'anin dhe Sunetin dhe çdo urtësi që obligojnë këto të dyja (Kur'ani dhe Suneti). Dhe sytë mund ta shohin atë dhe ajo është e njohur tek njerëzit mendjemprehtë. Allahu i Lartësuar ka thënë: "O ju që besoni! Mos i merrni për miq ata që janë jashtë Fesë suaj sepse ata nuk do të rreshtin së punuari për t'ju shkatërruar."

- Ka thënë Ebu Davud es-Sixhistani: "I thashë Eba 'Abdullah Ahmed Ibën Hanbelit: Pashë një njeri nga Ehli Suneti me një njeri nga Ehlul-Bida'. A t'i hedh poshtë fjalët e tij?" Ai tha: "Jo, njoftoje atë se burri me të cilin e ke parë është njeri i bidatit. Kështu, nëse ai nuk i flet më atij, atëherë vazhdo të flasësh me të. Dhe nëse jo, atëherë bëje bashkë me atë (bidatçiun). Ibën Mes'udi ka thënë: "Njeriu është me shokun e tij."'" [Tabakatul-Hanabileh, 1/160]

- Ka thënë Shejkh Hamud et-Tuvejxhirij rahimehullah për këtë transmetim të Ebu Davudit duke e zbatuar atë mbi xhematin Tablig: "Dhe ky transmetim nga Imam Ahmedi duhet të zbatohet mbi ata që lavdërojnë Tabligët dhe debatojnë në mbrojtje të tyre me batil (me kotësi, pavërtetësi). Dhe nëse mes tyre ka që e dinë se Tabligët janë prej Njerëzve të Bidatit dhe Devijimeve dhe Injorancës, dhe ai prapëseprapë i lavdëron ata dhe debaton në mbrojtje të tyre, atëherë ai vendoset tok me ata dhe trajtohet ashtu siç trajtohen ata, duke u urryer, bojkotuar, dhe larguar. Dhe nëse ka mes tyre xhahila që nuk i njohin ata, atëherë ai duhet të njoftohet se ata janë prej Njerëzve të Bidatit dhe Devijimeve dhe Injorancës, dhe nëse ai prapëseprapë nuk heq dorë nga lavdërimi i tyre dhe debatimi në mbrojtje të tyre pasi që u vu në dijeni për ta, atëherë ai vendoset tok me ata dhe trajtohet ashtu siç trajtohen ata." [El-Kaul el-Belijg fij et-Tahdhijr min Xhema'ati et-Teblijg, fq.230.]

- Ka thënë Shejkhul-Islam Ibn Tejmije, Allahu e mëshiroftë: "Është obligim ndëshkimi i çdonjërit që ngjitet pas tyre – pas Njerëzve të Bidatit – apo i mbron ata, apo i lavdëron ata, apo i madhëron librat e tyre, apo i mbështet dhe i ndihmon ata, ose urren që të flitet kundër tyre, ose që fillon t'i justifikojë ata duke thënë se nuk dihet domethënia e kësaj fjale, ose duke

thënë se ky person ka shkruajtur një libër tjetër – dhe çfarëdolloj justifikimesh të tjera, të cilat nuk bëhen përveç se nga një injorant ose nga një munafik. Madje, është obligim ndëshkimi i çdonjërit që e di gjendjen e tyre dhe nuk ndihmon në largimin e të keqes së tyre, kjo sepse largimi i të keqes së tyre është një nga obligimet më madhore, ngase ata kanë prishur mendjen dhe fenë e dijetarëve, ulemave, mbretërve dhe udhëheqësve; dhe bëjnë shkatërrim në tokë dhe i pengojnë të tjerët nga Rruga e Allahut." [Mexhmu'ul-Fetaua, 2/133] Ka thënë Shejkh Bekr Ibn 'Abdilah Ebu Zejd rahimehullah në librin e tij "Hexhrul-Mubdtedië" duke komentuar këtë thënie të Shejkhul-Islam Ibn Tejmijes: "Dhe ky është një rregull i përgjithshëm për të gjithë Njerëzit e Bidatit."

- Është pyetur Imami Ehli Synetit në kohën e sotme: Ai që lavdëron dhe vlerëson njerëzit e bidatit, a konsiderohet prej tyre? Përgjigje nga Shejkh 'Abdul-'Azijz Ibën Baz: "Po, nuk ka dyshim. Ai që i lavdëron ata po thërret drejt tyre. Ai thërret drejt tyre dhe është thirrësi i tyre." [https://selefi.org/.../1304-gjykimi-i-shejkh-ibn-bazit...]

  Ka thënë Shejkh Feuzani:

  "Është detyrë që bidatçiu të këshillohet dhe të thirret për te Allahu dhe ta frikësosh atë (duke ia përkujtuar) Allahun. Nëse ai ka paqartësi dhe dyshime, i sqarohet atij e vërteta. Në qoftë se ai nuk e ka të qartë diçka, i sqarohet atij e vërteta dhe i ngrihen argumentet, nëse ai ngul këmbë pas kësaj, atëherë ai është bidatçi.

  Është obligim që ai të braktiset dhe të paralajmërohet kundër tij dhe të largohesh nga ai. Çdonjëri që pajtohet me bidatin e tij, dhe e pason atë, nuk e pranon këshillën dhe nuk e braktis atë (bidatçiun), atëherë ai (pasuesi) braktiset sikurse ai (bidatçiu). Sepse ai që pajtohet me bidatçiun dhe pajtohet me bidatin e tij, ai është bidatçi sikurse ai. Andaj, ai (pasuesi) braktiset sikur bidatçiu." [http://www.selefi.org/index.php/menhexh/43-metodologjia-e-trajtimit-te-njerezve-te-bidatit/1409-kush-nuk-e-ben-bidatciun-bidatci-edhe-ai-eshte-bidatci-shejkh-feuzan]

- Ka thënë Shejkh Rabij el-Medkhalij: "Pra, ai që ulet me bidatçijtë dhe përzihet me ta, vërtetohet dhe ngrihet argumenti kundër tij se ai është i

prishur dhe se ai pajtohet me ata njerëz (Ehlul-Bid'ah). Dhe për këtë ka argumente: (hadithi) "Shpirtërat janë ushtarë të rekrutuar. Ata që njihen me njëri-tjetrin do të mbajnë anën e njëri-tjetrit, kurse ata që e kundërshtojnë njëri-tjetrin do të jenë të papajtueshëm."

- Ka thënë Abdullah Ibnul-Mubarak:

من خَفِيَت علينا بدعته لم تَخْفَ علينا إِلْفَتُهُ.

- "Po na u fsheh bidati i një personi, neve assesi s'mund të na fshihen dot shokët e tij." Ka thënë Shejkh Abdul-Aziz Rraxhihi: "Domethënë, nëse bidatçiu e fsheh bidatin e tij, ai nuk e fsheh dot miqësinë dhe shoqërinë e tij, sepse ai patjetër që do të shoqërohet me bidatçijtë. E nëse shoqërohet me bidatçijtë, atëherë ne e marrim vesh që ai është bidatçi, edhe nëse ai e fsheh bidatin e tij, sepse përderisa ai shoqërohet dhe miqësohet me bidatçijtë dhe anon nga ata, atëherë ky është argument që vërteton bidatin e tij… Pra, prej argumenteve që tregojnë se njeriu është prej njerëzve të bidatit është shoqëria e tij me bidatçijtë, sepse kush shoqërohet me njerëzit e bidatit, është vet prej tyre, kush shoqërohet me gjynahqarët është vet prej tyre, e kush shoqërohet me qafirat, do të pajtohet me ta, e kështu me radhë." [el-Inabeh ala takrib esh-sherh uel-ibaneh, vëll.1/fq.356]

Shpresoj se këto transmetime janë të mjaftueshme dhe të qarta për ata që kanë zemër dhe mendje të hapur.

**Amer Rexhepi:**

Une jam larg te cilesimit te muslimaneve me te demshem se kufaret. Ky eshte menhexhi i selefit me usule, pastaj cka flasim pos kesaj eshte dytsore padyshim te rendesishme.

# *Përgjigje:*

Ti je ikhuanc hizbi, por në të njëjtën kohë je edhe xhahil i madh. Janë selefët ata që i kanë cilësuar disa fraksione të bidatçijve si më të dëmshëm për Umetin Islam sesa qafirat, për shkak se ata ua prishin fenë muslimanëve dhe i largojnë nga rruga e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem me bidatet dhe manipulimet e tyre, kurse qafirat, çifutët dhe të krishterët nuk e bëjnë dot këtë ngaqë muslima nët e dinë që ata janë qafira dhe nuk ua marrin fjalën fare.

Po ti përmend disa citate nga Selefët për këtë çështje, pastaj të shohim, a do ti quash edhe ata tebdi'ista, guluwista, teshedudista apo xherhista…?

- Ka thënë Ebu Musa:

قال أبو موسى : لأن أجاور يهوديا ونصرانيا ، وقردة وخنازير ، أحب إلي من أن يجاورني صاحب هوى يمرض قلبي

"Më e dashur për mua është që të kem komshi një çifut apo një të krishterë, apo majmuna e derra, sesa të kem komshi një bidatçi që ma sëmur zemrën."

Burimi: el-ibaneh el-kubra e Ibn Battas, kapitulli: paralajmërim kundër shoqërimit me njerëzit që ta sëmurin zemrën, 2/468-469.

- Ka thënë Ebul-Fadël el-Hemedani:

مبتدعة الإسلام والوضاعون للأحاديث أشد من الملحدين؛ لأن الملحدين قصدوا إفساد الدين من الخارج، وهؤلاء قصدوا إفساده من الداخل

“Bidatçijtë në Islam dhe shpikësit e haditheve janë më të këqij sesa ateistat, sepse ateistat synuan që ta prishin fenë nga jashtë, kurse ata synuan që ta prishin fenë nga përbrenda.” [el-meudu’at, vëll.1/fq.50]

Ka thënë Ibën Akili:

وقال ابن عقيل رحمه الله أيضاً : ما على الشريعة أضر من مبتدعة المتكلمين وجهلة المتصوفين

“Nuk ka gjë më të dëmshme për Sheriatin sesa bidatçijtë që filozofojnë dhe sufistat injorantë.” [es-sauaik el-murseleh alel-xhehmijeti uel-mu’attileh, vëll.4/fq.1346]

- Ka thënë Abdul-Ganij el-Makdisi – rahimehUllah –:

واعلم -رحمك الله- أن الإسلام وأهله أتوا من طوائف ثلاث: فطائفة ردت أحاديث الصفات وكذبوا رواتها، فهؤلاء أشد ضررًا على الإسلام وأهله من الكفار، وأخرى قالوا بصحتها وقبولها ثم تأولوها، فهؤلاء أعظم ضررًا من الطائفة الأولى، والثالثة جانبوا القولين الأولين وأخذوا بزعمهم ينزهون وهم يكذبون، فأداهم ذلك إلى القولين الأولين، وكانوا أعظم ضررًا من الطائفتين الأوليتين

“Dije – Allahu të mëshiroftë – se Islamit dhe muslimanëve u erdhi (devijimi për sa i përket Sifateve të Allahut) nga tre sekte: njëri nga sektet refuzoi hadithet e Sifateve dhe përgënjeshtruan transmetuesit e tyre, dhe ata janë më të dëmshëm për Islamin dhe muslimanët sesa qafirat. Kurse sekti tjetër është ai që i pranuan si të sakta hadithet porse i deformuan ato, dhe dëmi i këtij sekti është më i madh sesa dëmi i sektit të parë. Kurse sekti i tretë i hodhën poshtë dy fjalët e para dhe zgjodhën – sipas tyre – që ta pastrojnë Allahun (nga cilësitë e krijesave), porse ata gënjejnë. Dhe kjo rruga e tyre i çoi ata te dy fjalët e para, dhe ata përbëjnë dëm më të madh sesa dy sektet e para.” [el-Iktisad fil-I’tikad, fq.223]

- Ka thënë Shejkhul-Islam Ibn Tejmija:

“Njerëzit që kanë njohuri për gjendjet (që ka kaluar Umeti) pajtohen njëzëri se shumica e shpatave që janë ngritur kundër njerëzve të Kiblës janë nga ata që i atribohen Kiblës dhe se pjesa më e madhe e shkatërrimit që i është shkaktuar Muslimanëve ka ardhur nga ata që i atribohen njerëzve të Kiblës, që në fakt janë nga sektet të cilat i atribohen Muslimanëve, dhe mu ata janë dëmi më i madh.”
Përktheu: Alban Malaj

- Ka thënë Shejkhul-Islam Ibn Tejmija – rahimehUllah –:

ومثل أئمة البدع من أهل المقالات المخالفة للكتاب والسنة ، او العبادات المخالفة للكتاب والسنة ؛ فان بيان حالهم وتحذير الأمة منهم واجب باتفاق المسلمين ، حتى قيل لاحمد بن حنبل : الرجل يصوم ويصلى ويعتكف أحب اليك أو يتكلم فى أهل البدع ؟ فقال : اذا قام وصلى واعتكف فانما هو لنفسه ، واذا تكلم فى أهل البدع فانما هو للمسلمين هذا أفضل . فبين أن نفع هذا عام للمسلمين فى دينهم من جنس الجهاد فى سبيل الله اذ تطهير سبيل الله ودينه ومنهاجه وشرعته ودفع بغى هؤلاء وعدوانهم على ذلك واجب على الكفاية باتفاق المسلمين ، ولولا من يقيمه الله لدفع ضرر هؤلاء لفسد الدين ، وكان فساده أعظم من فساد استيلاء العدو من أهل الحرب ؛ فان هؤلاء اذا استولوا لم يفسدوا القلوب وما فيها من الدين الا تبعا ، وأما أولئك فهم يفسدون القلوب ابتداء .

“Siç është shembulli i kokave të bidatit që kanë fjalë të cilat bien ndesh me Kur`anin dhe Sunetin, apo kanë adhurime që bien ndesh me Kur`anin dhe Sunetin, sepse sqarimi i gjendjes së tyre dhe paralajmërimi i Umetit që të ruhet nga ata është obligim, sipas konsensusit të muslimanëve. Madje i kanë thënë Imam Ahmed Bin Hanbelit: “Që njeriu të agjërojë, të falet e të bëjë itikaf është më e dashur për ty apo që të flasë kundër bidatçijve?” Ai tha: “Nëse ai falet, agjëron dhe bën itikaf, këto ai i bën për veten e tij, ndërsa kur flet kundër bidatçijve, këtë ai e bën për muslimanët, prandaj kjo është më e mirë.” Pra, ai sqaroi se dobia e kësaj është e përgjithshme për muslimanët, për fenë e tyre dhe është një prej llojeve të xhihadit në Rrugë të Allahut, sepse pastrimi i Rrugës së

Allahut, fesë së Tij, menhexhit të Tij dhe Sheriatit të Tij, si dhe largimi i shkeljes dhe sulmit të tyre mbi to është obligim kolektiv (farz kifaje), sipas konsensusit të muslimanëve. Dhe sikur të mos ngrinte Allahu dikë që të largonte dëmin e atyre, feja do të ishte prishur, dhe dëmi i tyre do të kishte qenë më i madh sesa dëmi i pushtimit të armikut, nga ata që i luftojnë muslimanët, sepse ata nëse të pushtojnë, nuk i prishin zemrat dhe fenë që gjendet në to, përveç çfarë vjen më mbas. Kurse ata (bidatçijtë) i prishin zemrat (e muslimanëve) që në fillim." [Mexhmu'ul-Fetaua, vëll.28/fq,231]

- Ka thënë Muhamed Ibën 'Alij esh-Sheukanij – rahimehUllah –:

قبح الله أهل البدع، وقلل عددهم وأراح منهم فإنهم أضر على الشريعة من كل شيء

"Allahu i shëmtoftë bidatçijtë, e pakësoftë numrin e tyre dhe na lëntë rehat nga ata, sepse ata janë më të rrezikshëm për Sheriatin sesa çdo gjë tjetër." [Burimi: Adaab et-taleb ue munteha el-edeb, fq.84.]

- Ka thënë Fudajl Ibn Ijad – rahimehUllah –: "Unë e ha ushqimin e çifutit dhe të krishterit, ama nuk e ha ushqimin e bidatçiut." Tha Shejkh Abdul-Aziz Rraxhihi: "Sepse çifuti dhe i krishteri dihet dhe çështja e tyre është e qartë, se ata e nxjerrin hapur kufrin dhe devijimin e tyre, kufri i tyre dallohet kollaj, sepse janë prej Ehli Kitabëve… ndërsa me bidatçijtë duhet patur kujdes nga ata, prandaj ai tha: "ama unë nuk e ha ushqimin e bidatçiut." Sepse ata nuk janë qafira, por imani i tyre është dobët e ndoshta ata mund ta tërheqin njeriun në bidat pa e ndjerë ai. Prandaj bëri dallim Fudajl Ibën Ijadi midis çifutit dhe të krishterit në njërën anë, dhe bidatçiut në anën tjetër." [el-Inabeh ala takrib esh-sherh uel-ibaneh, vëll.1/fq.394]

- Ka thënë Shejkh Salih Alu Shejkh: "Përkujdesi për Sunetin dhe refuzimi kundër bidatçijve - sikurse edhe e dini - duket qartazi në gjendjen e Imamëve të Islamit, sepse jeta e tyre ka qenë (e mbushur) me refuzimin e bidatçijve, dhe ata nuk merreshin me refuzimin e atyre që ishin qafira në origjinë, Çifutët dhe të Krishterët.

E nëse shikon në fjalët e Imam Ahmedit, Sufjanit, Hammad Ibën Zejdit, Hammad Ibën Selemeh, Nu'ajm Ibën Hammad - i cili është prej Imamëve të Ehli-Sunetit -, el-Euza'ij, Is'haku, 'Alij Ibnul-Mediinij, si dhe të tjerë nga Imamët e Pasuesve të Sunetit dhe Islamit, do të shikosh se pjesa dërmuese e fjalëve të tyre dhe xhihadit të tyre në të vërtetë është në refuzimin e bidatçijve dhe në asgjësimin e parimeve të bidatçijve - edhe pse bidatçijtë në origjinë ishin në Islam -, dhe ata nuk u preokupuan me refuzimin e Çifutëve dhe të Krishterëve dhe të feve të tjera të qafirave.

Kjo për arsye se e keqja e bidatçiut mund të jetë e padukshme për shumë Muslimanë dhe nuk i besohen atij çështjet e Muslimanëve. Ndërsa ata që janë qafira në origjinë, siç janë Jehudët dhe të Krishterët, e keqja e tyre dhe dëmi i tyre është i dukshëm, i qartë për çdo Musliman, sepse Allahu - Xhel-le ue 'Alaa - e ka sqaruar atë në Librin e Tij, prandaj gjendja e tyre është e dukshme për njerëzit e Islamit, kurse të këqijat e njerëzve të bidatit janë të shumta.

Dhe për këtë arsye, nuk është me vend që të akuzohet Ehli-Suneti dhe Xhemati se ata neglizhojnë refuzimin e Jehudëve dhe të Krishterëve dhe merren me refuzimin e njerëzve të Islamit, sikurse e kanë thënë këtë fjalë disa prej ndjekësve të logjikës, si puna e Muëtezilëve dhe të tjerë veç tyre, se Ehli-Suneti merreshin me refuzimin e njerëzve të Islamit dhe e lanë refuzimin kundër qafirave si Jehudët, të Krishterët dhe njerëzit e feve të tjera të devijuara.

Kjo pra është arsyeja, ajo që sqaruam më përpara, se sherri i bidatit është më i madh, ngaqë ata (bidatçijtë) hyjnë tek Muslimanët në emër të Islamit, kurse sa u përket Jehudëve dhe të Krishterëve, zemra nuk i do ata. Pra, udhëzimi i Imamëve të Islamit ishte i qartë në refuziminn kundër bidatçijve dhe refuzimin e pasuesve të epsheve, dhe nuk është njohur nga ata ndonjë punë e madhe në refuzimin e Jehudëve dhe të Krishterëve." [https://selefi.org/index.php/menhexh/44-refuzim-i-dyshimeve-dhe-vesveseve-rreth-menhexhit/1460-shejkh-salih-aali-shejkh-per-ata-qe-thone-pse-nuk-refuzoni-cifutet-dhe-krishteret-porse-refuzoni-bidatcijte]

Këto ishin veçse disa citate nga Selefët dhe ulemat e Islamit që thonë se dëmi i bidatçijve mund të jetë më i madh për Islamin dhe muslimanët sesa dëmi i çifutëve dhe të krishterëve.

Kurse unë o vëlla Amer Rexhepi po ta thjeshtësoj akoma më shumë këtë çështje, që ti ta kuptosh më lehtë, duke të sjellë një shembull aktual të dëmit dhe rrezikut të hatashëm që kanë bidatçijtë ndaj Islamit dhe muslimanëve.

Nëse vijnë të krishterët megjithë priftin në xhaminë e muslimanëve edhe u thonë atyre: "Ne jemi vëllezërit tuaj o ju musliman, prandaj ju shkoni e uluni atje në cep të xhamisë edhe na lini neve që ta bëjmë meshën e zotit tonë Jezu Krishtit këtu në xhaminë tuaj!" Nuk ka dyshim që asnjë musliman s'do ta pranonte këtë gjë! Asnjë musliman nuk do ta pranonte që të krishterët janë vëllezërit e tij, aq më tepër që t'i lejojë të krishterët që të mbajnë meshën në xhaminë ku adhurohet vetëm Allahu i Lartësuar! Sepse muslimani e di që ata janë qafira mushrika, janë banorë të Xhehenemit përjetësisht, sepse ata e mohojnë Kur'anin dhe Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, thonë që Allahu ka fëmi, edhe shpifin ndaj Allahut shumë gjëra të tjera.

Por ama ndryshon puna kur ato fjalë nuk i thonë të krishterët dhe prifti, dhe as nuk vijnë vetë ata në xhami që të kërkojnë të bëjnë meshën e tyre, porse na vjen një shejtan me qylafin e hoxhës që quhet Shefqet Krasniqi edhe thotë:

"Unë në xhaminë e madhe kam thënë: këta vllaznit tonë të fesë tjetër, nëse s'do kishin ku me e bo meshën e vet, a e beson ti se unë e kam thënë publikisht, e kisha thënë në xhaminë e madhe: ejani dhe bojeni meshën! Në po rrim në cepë, në emër të tolerancës fetare dhe respektit të tjetrit."
https://www.youtube.com/watch?v=VWZIxWJAAAg&feature=youtu.be

Allahu e udhëzoftë hoxhë Shefqetin në Rrugën e Drejtë, e nëse s'ka udhëzim për të, Allahu ja theftë qafën edhe e ringjalltë me vëllezërit e tij të krishterë!

Kështu e ndryshon akiden e muslimanëve hoxha Shefqet Krasniqi, saqë i bën muslimanët të besojnë se të krishterët janë vëllezërit e tyre dhe se u lejohet të krishterëve që ta mbajnë meshën për Jezu Krishtin nëpër xhamiat e muslimanëve!!! Dhe rrjedhimisht atë do ta besojnë dhe do ta pasojnë muslimanët xhahila e naivë, sepse ato fjalë i ka thënë hoxha i madh Shefqet Krasniqi, edhe hoxha e di çka po flet, se ai e ka mësuar fenë në Medinen Profetike!

Por çuditërisht, asnjë ikhuanc apo halebisht nuk u çua në këmbë që ta mbrojë akiden islamike dhe ti mbrojë muslimanët shqiptarë nga kjo lajthitje e çmendur e Shefqetit!!!

Pra, vëlla Amer Rexhepi, këtë krim që Shefqet bidatçiu ja bëri akides islamike dhe muslimanëve shqiptarë, nuk mund tja bëjë dot as Rrok Mirdita, as Janullatosi, as Baba Mondi e asnjë qafir tjetër. Kjo është arsyeja përse bidatçijtë janë më të dëmshëm dhe më të rrezikshëm për Islamin dhe muslimanët.

**Amer Rexhepi:**




## *Përgjigje:*

Elhamdulilah në zemrat tona ka dashuri për njerëzit e imanit dhe të sunetit dhe ka urrejtje për njerëzit e kufrit, bidatit dhe gjynaheve, secilin e urrejmë në varësi të gjendjes së tij. Ne i bojkotojmë hizbitë dhe nuk u japim selam atyre, ndryshe nga xhemati i tyre i thjeshtë, të cilëve u flasim normalisht sepse shumica e duan menhexhin selefi, porse janë të paditur dhe mashtrohen nga hizbitë.

Po ashtu u flasim qafirave, i përshendesim dhe u buzëqeshim, që t'u tregojmë atyre moralin e lartë të Islamit, me shpresën se do ta pranojnë edhe ata Islamin, e jo për hir të harmonisë dhe tolerancës fetare, siç thërrasin hoxhallarët e tu ikhuanca.

Dhe kjo sjellje e jona nuk është batil e as bidat në fenë e Allahut, as standart i dyfisht dhe sjellje e ndyrë, mirëpo ti je xhahil edhe të është pështjelluar suneti me bidatin, hizbizmi me selefizmin. A nuk i bojkotoi Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue

sel-lem ata tre Sahabët që nuk iu bindën urdhërit të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe nuk shkuan në betejën e Tebukut? Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem nuk u jepte selam atyre as nuk ua kthente selamin dhe as nuk u buzëqeshte atyre për 50 ditë rresht, ndërkohë që ai fliste me munafikët dhe çifutët që ishin në Medine? A do ta akuzosh me bidat, me batil dhe me sjellje të dyfishtë edhe Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem?

Ka thënë imam Maliku rahimehullah:

لا تسلِّم على أهل الأهواء ولا تجالسهم إلاَّ أن تغلظ عليهم، ولا يعاد مريضهم.

“Mos i jep selam pasuesve të epsheve, mos u ul me ta, përveç duke qenë i vrazhdë me ata, dhe as mos i vizito të sëmurët e tyre.” [el-Xhamiu fq.125, i Ibn Ebi Zejd Kajrauanit]

A do ta akuzosh edhe imam Malikun tani me bidat, me batil dhe me sjellje të dyfishtë? Apo do ta akuzosh me teshedud, me guluw dhe me tebdi’izëm apo me xherrhizëm?

**Amer Rexhepi:**

Nese don te luash me fjale ne rregull, po une jam Hizbi nga Hizbi i Allahut, edhe ti do te duhesh te jesht sepse perveq keti Hizbi eshte veteme dhe nje tjeter ai i Shejtanit ... besoj se je ne te parin Hizb! ?

## *Përgjigje:*

Unë nuk luaj me fjalë porse jam i qartë dhe i drejtpërdrejtë me ty. Ti je me të vërtetë HIZBI, elhamdulilah që e paske kuptuar vetë. Përderisa ti e kundërshton haptazi menhexhin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, atëherë çfarë i bie që të jesh, Hizbi i Allahut apo Hizbi i Shejtanit? Mos harro se edhe Shijat e Iranit e quajnë veten e tyre Hizbi Allahut, porse në të vërtetë ata janë Hizbi i Shejtanit.

Kurse unë nuk jam Hizbi siç thua ti për veten tënde, por jam selefi, përderisa i përmbahem menhexhit selefi. Nëse ti shikon që unë po e kundërshtoj menhexhin selefi, atëherë ma qartëso mua gabimin tim që të kthehem dhe të rregullohem, porse me argument, e jo me lojra fjalësh dhe me akuza të stisura, siç ke bërë deri sot.

**Amer Rexhepi:**

Ke permend Shejh Albanin rahimullah i cili ua ka rrenu themelet metodologjis se teshedudit, guluit dhe tebiit.
Ju nuk keni lidhje me djetaret e medhenje si Shejh Ibrahimi rahmimullah, ibni Bazi, Ibni Udhejmi, dijetaret e lexhnes, Shejh Albani e te nqjajshme me keta.

## *Përgjigje:*

Unë e përmend Shejkh Albanin sepse ai është shejkhu im, siç është shejkhu im edhe Ibrahim Alu Shejkhu, Bin Bazi, Uthejmini, Feuzani, Rabija, Abadi,Nexhmi dhe krejt ulemat selefi. Shejkh Albani ka rrënuar themelet e menhexhit të hadadive o vlla, jo themelet e menhexhit të selefive, gabim je! Madje më së pari Shejkh Albani rahimehullah i ka rrënuar themelet e metodologjis së ikhuancave dhe hizbive që u degëzuan nga Ikhuancat, prej tyre janë Sururitë dhe Hadaditë. A nuk është shejkh Albani rahimehullah që ua rrënoi juve menhexhin tuaj të ilahive, aktrimit, demonstratave, kryengritjes dhe rebelimit, shpalljen e xhihadit pa iu përmbajtur dispozitave dhe rregullave të sheriatit, sulmet kamikaze, hyrjes në politikë, në votime e në parlament etj,,, etj,,, Kjo është arsyeja përse nuk i përkthejnë dhe nuk i publikojnë hoxhallarët e tu ikhuanca fjalët dhe fetvat e Shejkh Albanit, sepse ato janë fatale për ta dhe për metodologjinë e tyre ikhuanije.

Të thuash që ne s'kemi lidhje me Shejkh Albanin, Shejkh Muhamed Ibrahimin, Shejkh Bin Bazin, Shejkh Uthejminin e të ngjashmit me ta, është shpifje e madhe o vëlla, prandaj kije frik Allahun se do mbash llogari Ditën e Ringjalljes! Hidhi një sy faqes së selefive shqiptarë www.Selefi.org, edhe shiko cilët dijetarë i gjen më së shumti tek ajo faqe. Do të gjesh tek ajo faqe libra, artikuj dhe fetvatë të panumërta nga ata dijetarë, sidomos refuzimet e tyre kundër ikhuancave dhe personaliteteve të

tyre, të cilat natyrisht nuk i gjen dot në faqet tuaja. Në të vërtetë jeni ju ata që s'kanë lidhje me ata dijetarë, sepse metodologjia juaj bie ndesh me metodologjinë e atyre dijetarëve të mëdhenj të menhexhit selefi.

**Amer Rexhepi:**

E ke permend tek video Shejh Salih Ali Shejh [Allahu e ruajt], nuk keni lidhe me te ju. Sipas parimeve te gjerhit te juaj ai duhet te shpellej bidatqi por nuk kemi marr guxim ende. Sipas asaj qe shohim nese jetojm edhe disa vite ju keni me marr guzimin ta shpallni edhe ate bidatqi si i keni shpallur shume ulema tjere, bile edhe hoxhallaret e juaj qe dikur i cilesonit si Alamah!

## *Përgjigje:*

Shejkh Salih Alu Shejkhun e kemi njohur si dijetar selefi dhe ashtu e konsiderojmë. Nuk e kuptoj pse duhet ta shpallim bidatçi Salih Alu Shejkhun sipas “parimeve tona”? Ti e ke fjalën në fakt për ato fotot e Salih Ali Shejkhut me disa nga kokat e bidatçijve. Unë të kam sqaruar për to edhe po të sqaroj prapë për herë të fundit. Takimet dhe vizitat që ka bërë Shejkh Salih Ali Shejkhu apo Myftiu i Saudisë apo Shejkh Feuzani etj… me disa nga kokat e bidatçijve kanë qenë për t’i këshilluar dhe përmirësuar ata bidatçij, e jo për t’u shoqëruar me ta apo për të përkrahur rrugën e tyre.

Dihet që shteti i Arabisë Saudite është munduar gjithmonë që ti afrojë bidatçijtë me të mira dhe t’i përmirësojë, me shpresën se ata do të kthehen dhe do të pendohen. Sepse kthimi, pendimi dhe përmirësimi i tyre do të rezultojë me kthimin dhe përmirësimin e pasuesve të tyre të mashtruar, pa dyshim. Prandaj dijetarët e Saudisë janë ulur me disa prej kokave të bidatçijve dhe u kanë bërë vizita atyre, siç është Selman Aude, Aid el-Karni, Mugamisi apo edhe Jusuf Kardaui etj. Në disa raste ka patur efekt ulja dhe vizita e tyre, e në disa raste jo. Për shembull, kur këshillat dhe durimi s’patën efekt te Jusuf Kardaui, ata e bojkotuan kategorikisht

atë, ia ndaluan hyrjen në Saudi, madje e shpallën terrorist. Po ashtu Selman Auden e kanë duruar dhe e kanë këshilluar për dekada me radhë, ama kur e panë që atij nuk i bën dobi durimi dhe këshillimi, atëherë e burgosën dhe prokuroria i dha dënimin me prerje koke, për shkak të tradhëtive të mëdha që ka bërë ndaj Saudisë.

Po të jap tani një shembull tjetër aktual. Ti e njeh padyshim Aid el-Karnin, dijetarin e preferuar të hoxhallarëve të tu. Çdo selefi e di që Aid el-Karni është ikhuanc. Dhe nga ana tjetër, çdo selefi e di që Shejkh Feuzani e ndalon vizitën dhe uljen me bidatçiun. Ja ku e ke edhe një prej fetvave të Shejkh Feuzanit në të cilën ai e ndalon prerazi vizitimin e bidatçiut dhe uljen me të:

Ka thënë Shejkh Feuzani:

"Është e ndaluar t'i bësh vizitë bidatçiut dhe të ulesh me të, përveç atëherë kur bëhet për ta këshilluar dhe për ta refuzuar atë. Kjo për shkak se përzierja me të sjell pasoja të rënda mbi atë që përzihet me të dhe përhap sëmundjen e tij tek të tjerët.

Është obligim paralajmërimi kundër atyre dhe kundër sherrit të tyre, nëse është e pamundur ndalimi dhe pengimi i tyre nga praktikimi i Bidatit. Ama nëse është e mundur, atëherë është obligim për dijetarët e muslimanëve dhe prijësat e muslimanëve që t'i ndalojnë bidatet, si dhe t'i ndalojnë dhe t'i largojnë bidatçijtë që të ruhen nga sherri i tyre. Kjo për shkak se rreziku që ata i kanosin Islamit është shumë i madh.

Duhet ditur patjetër se kombet e kufrit i shtyjnë bidatçijtë që t'i përhapin bidatet e tyre, si dhe i ndihmojnë ata në këtë gjë në rrugë të ndryshme. Sepse në këtë mënyrë ata i japin fund Islamin dhe e prishin imazhin e tij." [https://selefi.org/index.php/menhexh/43-metodologjia-e-trajtimit-te-njerezve-te-bidatit/339-si-ti-trajtojme-bidatcijte]

Natyrisht që një fetva e tillë e Shejkh Feuzanit nuk mund të përpkthehet dhe të promovohet nga hoxhallarët e tu ikhuanca, prandaj s'besoj se ti Amer Rexhepi e ke lexuar më herët atë fetva.

Gjithsesi, përpara një viti a më tepër, kur Shejkh Feuzani shkoi i bëri vizitë Aid el-Karnit në spital, disa nga hoxhallarët e tu pëlcitën nga brohoritjet nëpër fejsbuk, duke e konsideruar vizitën e Shejkh Feuzanit si triumf për dijetarin e tyre Ikhuanc, Aid el-Karni, e njëkohësisht e konsideruan si triumf për menhexhin e tyre ikhuani, dhe disfatë e poshtërim për selefitë dhe për menhexhin e tyre selefi. Po ta tregoj si shembull postimin në fejsbuk që ka bërë hoxha yt Ahmed Kalaja e Bidatit me rastin e vizitës që i bëri Shejkh Feuzani ikhuancit Aid el-Karni.




Selefit e dinin që vizita e Shejkh Feuzanit ishte veçse për ta këshilluar Aid el-Karnin dhe për ta inkurajuar atë që të ndahej përfundimisht nga ikhuancat, mbasi që i shpëtoi atentatit që ia kreu ISISI në Filipine, dhe dihet që ISISI është një degëzim tekfirist i organizatës botërore të Ikhuancave, siç është edhe Al KAIDA. Dhe me të vërtetë që para disa muajsh Aid el-Karni deklaroi publikisht pendimin e tij dhe ndarjen e tij nga Ikhuancat, siç e shikon në këtë intervistë të tijën:

https://www.youtube.com/watch?v=z-DUDo1ydi8&feature=youtu.be

Ky është përkthimi i një pjese të intervistës së tij. Thotë Aid el Karni:

“Unë në emer te Sahua-s (lëvizja rizgjimi e ikhuancave në Saudi) dëshiroj ti kërkoj falje shoqërisë saudiane për këto gabime: Ashpërsia e cili është në kundërshtim me Kuranin dhe Sunetin dhe në kundërshtim me Islamin tolerant (semahete) dhe është në kundërshtim me fenë e drejtë, mesatare dhe të mëshirëshme për të gjith njerezimin, dhe që e ka ngushtuar njerëzit.
Kështu i kërkoj falje gjithë shoqërisë saudiane në emër të lëvizjes Sahua, dhe unë e përkrah hapur Islamin e drejtë dhe të hapur ndaj botës dhe mesatar, për të cilin thërret princi Muhamed Bin Selam.

**Gazetari i thot Aid el Karnit**: Njerezit po thonë që qeveria e Katarit ju jep rroga mujore një grupi të thirrësave në Arabinë saudite si pjesë e Projektit të Katarit.

**Aid el Karni**: Unë kurrë nuk kam marr rrogë mujore. Unë punoj me fondacionet e Katarit dhe unë kam fondacionet e mia, unë kam 36 milion ndjekësa në: Facebook, twiter, telegram dhe Youtube, ata më thanë që ti sjell fondacionet e mia në Katar dhe të punoj në Katari njësoj siq kam punuar në Dubai, në Bahrein, dmth kjo është pune. Ndoshta ata të shenjestrojnë, ama kur komploti i tyre u bë i qartë dhe u ekspozuan, atëherë unë shkova tek autoritetet e shtetit Saudian dhe i dhash fund.

**Gazetari**: Dmth ti shkove në shtet dhe ju tregove te gjitha.

**Aid el karni**: Po shkova dhe ju thash u kry, ju kerkoj falje, ju lutem me falni,
Dhe shteti ma pranoi kërkimin e faljes.

**Gazetari**: Ta pranoi kërkimin e faljes?

**Aid el karni**: Po ma pranoi.

**Gazetari**: Ti je në dijeni për paratë që davetçit tjere marrin nga Katari?

**Aid el karni**: Sigurisht, njerezit marrin para.

**Gazetari**: Kush?

**Aid el karni**: une nuk përmend emra e as shuma.

**Gazetari**: porse ka njerez qe marrin

**Aid el karni**: po ka, ama une nuk jam forca e sigurisë e as autoriteti i përgjithshëm.

...

Linjat e kuqe janë 3 qe nuk duhet te tejkalohen:

Islami mesatar është linjë e kuqe.

Vatani im Mbretëria e Arabise saudite është linjë e kuqe dhe edhe unë them kështu.

Prijesat të cileve ua kam thënë besen janë Selman ibn AbdulAziz dhe Muhamed Bin Selam.

Kam shku tek Mbreti Selman dhe i kam thënë besen atij në Kuran dhe në Sunnet. Kam shku naten e 27 te ramazanit ne Mekë jom shku ja kom dhon besën princit Muhamed bin Selman per besnikeri ndaj tij dhe besa është për në kohë te mire dhe te keqe.

Tash më nuk ka paqartësi, tash unë deklaroj që tash jom une një nga shpatat e ketij shteti dhe me këtë deklaratë unë kam hequr çdo paqartësi dhe më nuk do të ketë paqartësi.

Dhe unë dua ti them sot çdo saudiani burri dhe gruaje që ata janë nën shenjestër tani, kjo është qështje e njohur tani.

Mbretëria e Arabise Saudite është e shënjestruar nga ata poashtu edhe nga Irani, Erdogani dhe nga Ikhuanët(Vëllazëria Muslimane).

Unë kam zbuluar diqka që Katari dhe Al Jazira iu shërbejnë 5 "Nun"-ave:
nun- TalibaN
nun-IraN
nun- Erdogan
nun- Ikhuan
nun- Hizbu shejtaN(hizbullah)

Erdogani sot është mashtrues, ai është kundër nesh dhe thur kurthe kunder nesh, ai mban pozicione që i kam zbuluar dhe janë të njohura botërisht poashtu dhe unë do tua përmend tani ato:
1 - ai është udhëheqësi i vetëm musliman i cili ka marrëdhënie të hapura me Israelin
2 - ai ka thurur komplote kundër nesh bashk me Iranin, Katarin dhe me tjerët
3 - është arsyeja pse ata që e duan Erdoganin është se ai...

**Gazetari**: qka ju thua ti atyre?

Aid el Karni: Dua ti pyes për hir të Allahut dashamirët e Erdoganit dhe shikuesit:
Sa ligje nga sheriati ka vendosur Erdogani(në Turqi) krahasuar me Arabinë Saudite? Ai ka vendosur 10% te sheriatit krahasuar me atë që ka Arabia Saudite.
I pyes ata pyetjen e dytë për hir të Allahut:
“Cili shtet e ka ndihmuar qështjen Palestineze më shumë sesa Arabia Saudite që prej Mbretit AbdulAziz ibn Saud (mbreti i parë) e deri tek mbreti Selman ibn AbdulAziz ( mbreti i tanishëm)?
Qfare ka bërë Erdogani për Palestinezët ai ju ka shit atyre veq pallavra (fjalë)...
Njësoj edhe për Sirianët veq pallavra (fjalë)...

**Gazetari**: Ata thonë ai (Erdogani) është simbol i Islamit.
...
**Aid el Karni**: Ky simbol i islamit (Erdogani) e hapi shkollën e Hivzit (memorizimit) të Kuranit pranë një Shtëpie Publike (bordelo) e cila ishte hapur me miratim nga shteti (Turqisë) dhe te gjithë ishn të kënaqur...

[Përkthim i huazuar nga Ebu Muhamed al Kusufi]

Çuditërisht Ahmed Kalaja e Bidatit nuk e publikoi pendimin e Aid el-Karnit njësoj siç publikoi lajmin e vizitës që ja bëri Shejkh Feuzani në spital! Madje unë s'pashë asnjë tjetër nga hoxhallarët e tu që ta publikojë në fejsbuk lajmin e pendimit të Aid el-Karnit. Mos ndoshta tani e kanë hedhur poshtë Aid el-Karnin, mos e kanë deklasuar dhe e kanë shpalluar tradhëtar të idealeve të ikhuanizmit? Apo mos vallë rrinë të heshtur ngaqë kjo që bëri Aid el-Karni mund të jetë një lëvizje e detyrueshme nga ana e tij, e cila me një fjalë quhet "tukje", njësoj si ajo "tukja" e shijave, kur ndihen të shtypur dhe s'duan që të zbulohet gjendja e tyre e vërtetë.

Unë jam kurioz të di se çfarë thua ti Amer Rexhepi për Aid el-Karnin, sidomos mbasi që mbrojti dhe lavdëroi Muhamed Bin Selmanin dhe shau Erdoganin. A do ta shpallësh tani Aid el-Karnin si medkhalist, xhamist, xherhist, tebdi'ist…?

**Amer Rexhepi:**

Une kam bindje se ihuanet jane menhexh politike, ne shume qeshtje e kundershtojne menhexhin e selefit dhe per kete themi se une nuk jame Ihuani! Por kjo nuk do te thote te mos mbajm drejtesi.
subhnAllah, nuk e di me apo pa vededije por jeni mjshtra te manipulimit, pyetje qe ishte parashtu Shejh Albanit ishte per Shiiat, ti ua mvesh kete muslimaneve. Dihet se dijetaret e shiitve (rafidha) jane kufar me ixhma e umetit...
Pse manipulon o musliman, a nuk turprohesh nga Allahut !
Vlersimi i dobive te ihuane el musliman e bani Shejh Albani ne shume vende (mesiguri i di), bile edhe sa ishte gjalle muteshedidinet e akuzuan me akuze te qarte shejhun se ishte afru shume me ihuanet, por Shejh Allahu e meshirofte e dinte mire se si eshte menyra e selefit per permirsimin e njerzve kur ata gabojn. Ihuanet i bene balle sekularizmit ne vendet arabe, me shume gabime por dihet bortisht se ishin shkaktar qe simbilet e Islamit te kthehen prap tek puopullata e gjere, jo ne mase te knaqshme por paksa ne anan tjeter shume nga hoxhallaret e juaja ne Saudi sot flasin fjalet e njejta me sekularistet.

*Përgjigje:*

Unë nuk manipuloj o vlla, sepse e kam frikë Allahun dhe turpërohem nga Ai që të manipuloj për fenë e Tij, ndërkohë që feja e Tij nuk ka nevojë që të mbrohet me manipulime e me mashtrime, njësoj siç e mbroni ju rrugën tuaj të devijuar me hoxhallarët tuaj ikhuanca. Cilët na qenkan ata dijetarët tanë në Saudi që po flasin sot fjalët e njëjta me sekularistët sepse unë nuk e di! Mos ti i ngatërron dijetarët Selefi me Selman Auden, dijetarin e hoxhës tënd Bekirit, Enisit, Bardhoshit, Kalasë së Bidatit… sepse ai po flet me fjalë të sekularistëve dhe është bërë aleat i sekularistëve dhe liberalistëve në Arabinë Saudite!!!

Lexo: http://www.selefi.org/index.php/refuzime/85-selman-audeh/1774-per-librin-e-selman-el-audes-essiletu-theurah-shejkh-suhejmi




Sa i përket dobive të Ikhuancave që pretendon ti, të këshilloj që t’i lexosh me vëmendje deklaratat e dijetarëve selefi për Ikhuancat dhe do ta kuptosh se sa rrezik i madh janë Ikhuancat për Islamin dhe Umetin:

http://www.selefi.org/index.php/sektet/68-ikhuanul-muslimin

Kurse sa i përket fetvasë që të solla nga Shejkh Albani rahimehUllah për bidatin e muwazanatit, pyetja ishte në lidhje me pretendimin e Ikhuancave që thonë se duhet të përmenden edhe gjërat e mira që ka njeriu kur i bëhet kritikë, e jo vetëm gjërat e tij të këqija. Kurse ti thua që pyetja ishte për ishte Shijat dhe jo për muslimanët. Nuk e di a e the këtë fjalë nga padituria jote ngaqë se kuptove dot fetvanë, apo po mundohesh që të manipulosh me fjalët e Shejkh Albanit dhe të më nxjerrësh mua mashtrues? Sido që të jetë, të këshilloj që të kthjelltësohesh prapë me fjalët e Shejkh Albanit dhe t’i kuptosh drejtë ato, prandaj po të sjellë dy fetva të plota të Shejkh Albanit rahimehullah për bidatin e muwazanatit.

**Sqarimi i Shejkh Albanit – rahimehUllah – për bidatin "*el-mu`uazaneh*",**
(obligimin e përmendjes së të mirave që ka personi apo grupacioni të cilin po e kritikon)
Burimi: Kaseta me numër 850, nga seria me titull *Silsiletul-Huda uen-Nur*

Pyetësi: Në realitet o Shejkhu ynë, ata vëllezërit tanë apo të rinjtë tanë, kanë mbledhur gjëra të shumta, mes të cilave është fjala e tyre: se ai që do të kritikojë një njeri bidatçi që e ka shfaqur haptazi bidatin e tij dhe luftën e tij kundër Sunetit, apo edhe nëse nuk është i tillë, porse ka gabuar në çështje që lidhen me menhexhin e Ehli Sunetit dhe Xhematit, pra askush nuk nuk duhet të flasë kundër tij përveçse duke përmendur edhe anët e tjera të mira që ka ai. Ata e quajnë këtë parimi i mu`uazanatit, parimi i balancimit midis të mirave dhe të këqijave, madje janë shkruajtur libra dhe broshura për këtë temë, nga disa prej atyre që janë të këtij mendimi, pra që duhet patjetër të ndiqet menhexhi i të parëve në kriticizëm dhe duhet patjetër që të përmenden të mirat dhe të përmenden të këqijat. A është ky parim absolut, apo ka tema ku nuk përdoret kjo gjë? Kërkojmë nga ju – Allahu ju begatoftë – sqarim të detajuar për këtë çështje.

Shejkh Albani: Sqarimi i detajuar është: se çdo e mirë është në pasimin e Selefëve. A e kanë bërë këtë gjë Selefët?

Pyetësi: Ata argumenton o Shejkhu ynë – Allahu ju ruajttë! – me disa raste, siç është fjala e imamëve për shijat, për shembull: "Filani është i thikah (i besueshëm) në hadith, mirëpo ai është rrafidij i fëlliqtë." Ata justifikohen me disa nga këto raste, mbi të cilat duan të bazojnë plotësisht atë parimin, pa marrë parasysh me mijëra tekste të tjera ku thuhet "gënjeshtar", "i braktisur", "i fëlliqtë".

Shejkh Albani: Kjo është rruga e bidatçijve. Kur flet dijetari i hadithit për një njeri të devotshëm apo për një dijetar apo për një fekih, dhe thotë për të se ai ka memorie të keqe, a duhet të thotë edhe që ai është musliman, është i devotshëm, është fekih, se duhet të kthehesh tek ai që të nxjerrë dispozitat sheriatike… Allahu Ekber! Në të vërtetë parimi që kaloi është tejet i rëndësishëm. Ai përmbledh degëzime të shumta, sidomos në këtë kohë. Ku e kanë gjetur ata që njeriu kur t'i jepet rasti për të sqaruar gabimin e një muslimani, qoftë ai davetçi apo jo, duhet patjetër që të bëjë një ligjëratë dhe të përmendë të mirat e tij që nga fillimi e gjer në fund? Allahu Ekber! Kjo është diçka e çuditshme, pasha Allahun! Është diçka e çuditshme!

Pyetësi: Disa raste me të cilat argumentohen ata, për shembull nga fjalët që ka thënë Dhehebiu në librin *Sijer E'alam en-Nubelaa`* apo në libra të tjerë, i marrin si parime, që njeriu ka dobi për të cilat kanë nevojë muslimanët, siç është hadithi për shembull.

Shejkh Albani: Ky është disiplinim o profesor, nuk është çështja e refuzimit të së keqes apo urdhërimit të së mirës. Domethënë kur i Dërguari thotë: "*Kush shikon nga ju një të keqe le ta ndryshojë atë...*" a duhet t'ia refuzosh të keqen atij që po e bën atë, e pastaj të fillosh të përmendësh të mirat e tij?

Pyetësi: Apo kur ai thotë: "Sa folës i keq që je ti, mirëpo ti ke bërë kështu e kështu." E prej gjërave të çuditshme rreth kësaj, është fjala që thonë, se kur Zoti i Gjithëfuqishëm dhe i Lartë përmendi alkoolin, ai përmendi edhe dobitë e tij.

Shejkh Albani: Allahu Ekber! Ata ndjekin ajetet që nuk janë plotësisht të qartë, duke dashur që të bëjnë fitne dhe interpretime. SubhanAllah! Unë po shoh që ata paskan gjëra të cilat ne nuk i kemi.

Ka thënë gjithashtu Shejkh Albani – *rahimehUllah* – në kasetën me titull "*el-Mu`uazaneh bid'atul-asr*":

"Për sa i përket temës që diskutohet sot në arenat e debateve midis shumë individëve, rreth asaj që quhet… apo rreth këtij bidati të ri që quhet "*el-mu`uazaneh*" (balancimi mes të mirave dhe të këqijave) kur kritikon njerëzit, unë them se kritika ose duhet të jetë në në biografinë e personit që po kritikohet, pra në biografinë e tij historike, dhe këtu patjetër që duhet të përmenden gjërat që i pëlqen dhe i urren në biografinë e personit, të mirat dhe të këqijat e tij. Ama nëse me biografinë e personit është për qëllim që të paralajmërohen muslimanët, sidomos njerëzit e thjeshtë që nuk kanë dije rreth gjendjes së personave, vlerave dhe të metave të tyre, madje dikush mund të ketë famë të mirë dhe të pranuar tek njerëzit e thjeshtë, të cilët nuk dinë asgjë rreth atij njeriu… e në këtë rast s'duhet të kalosh te ky bidat i cili është quajtur sot me fjalën "*el-mu`uazaneh*". Sepse ajo që kërkohet në këtë rast është këshilla (për t'u ruajtur nga ai) dhe jo biografia e plotë e tij.

Kush e ka studjuar Sunetin dhe Siran Profetike, nuk dyshon në kotësinë e përdorimit të pakufizuar të këtij parimi të shpikur sot, që është "el-mu`uazeneh", sepse gjejmë me dhjetëra tekste nga hadithet e të Dërguarit – 'alejhis-salatu ues-selam – ku ai përmend të këqijat që lidhen me personin, në varësi të rastit kur kërkohet këshilla dhe nuk kërkohet

paraqitja e biografisë së plotë të personit, për të cilin kërkohet që njerëzit të ruhen nga ai. Hadithet për këtë janë të shumta që të mbahen mend për t'u përmendur në këtë kohë të shkurtër, mirëpo s'ka problem që të përmendim një shembull apo më shumë, nëse na bëhet e lehtë. Ka ardhur në Sahihun e Bukharit: se një burrë kërkoi leje që të hynte te Pejgamberi – sal-lAllahu 'alejhi ue Aalihi ue sel-lem – dhe ai tha:

ائْذَنُوا لَهُ، بِئْسَ أَخُو الْعَشِيرَةِ هُو

"Lejoheni që të hyjë, sa vëllai keq është ai në fisin e tij!" Kur hyri ai njeriu, i Dërguari – 'alejhis-selam i foli atij me të butë e me buzëqeshje, por kur doli, 'Aishah tha: "O i Dërguari i Allahut, kur ai kërkoi leje që të hynte, ti the: Lejoheni, sa vëlla i keq është ai në fisin e tij." Por kur fole me të, ti i fole atij me të butë e me buzëqeshje." Atëherë ai tha:

يا عائشةَ، إنَّ شرَّ الناسِ عِنْدَ اللهِ يَوْمَ القيامةِ من يَتَّقِيهم الناسُ مَخَافَةً شَرِهِ.

"O 'Aisheh, njerëzit më të këqij tek Allahu, ditën e Kijametit, do të jenë ata nga të cilët ruhen njerëzit, ngaqë kanë frikë nga sherri i tyre."

Pejgamberi ynë – sal-lAllahu 'alejhi ue Aalihi ue sel-lem – nuk e zbatoi këtë bidat të ri modern mbi këtë person, sepse nuk ishte vendi për t'i bërë biografinë atij, porse ishte vend që kërkohej paralajmërim dhe prezantim për këtë njeri, në mënyrë që njerëzit të ruheshin nga ai. Është një tjetër shembull i njëjtë me këtë, por ndoshta më i butë dhe më i nevojshëm për këtë temë, sepse për atë njeriun që e kritikoi Pejgamberi – 'alejhis-selam – me fjalën e tij "Sa vëlla i keq në fisin e tij!", komentuesit e hadithit thonë se ai ishte prej munafikëve, dhe se i Dërguari – *sal-lAllahu 'alejhi ue Aalihi ue sel-lem* – e mirëpriti atë, me qëllim që ai – '*alejhis-selam* – t'i ruante pasuesit e tij besimtarë nga sherri i tij. Mirëpo ky shembulli tjetër që vijon është më i nevojshëm për këtë temë, sepse ai lidhet me një grua muslimane, e cila erdhi te Pejgamberi – *sal-lAllahu 'alejhi ue Aalihi ue sel-lem* – dhe tha: "O i Dërguari i Allahut, më ka kërkuar për martesë Ebu Xhehmi dhe Mu'auija…" Dihet që të dy burrat ishin prej Sahabëve të të Dërguarit – 'alejhis-salatu ues-selam –, kurse gruaja që pyeti u kërkua njëkohësisht nga të dy ata… Atëherë tha Pejgamberi – '*alejhis-salatu ues-selam* –:

أمَّا معاوية فرجل صعلوك، وأما أبو جهم فلا يضع العصا عن عاتقه.

"*Sa i përket Mu'auijes, ai është trokë, ndërsa Ebu Xhehmi nuk e heq shkopin nga supi i tij.*"

Ky është qortim. Kjo është kritikë dhe kaq. Ai nuk përmendi të mirat që ka secili nga ata dy burrat. Përse? Sepse gruaja erdhi për t'u këshilluar me të Dërguarin – 'alejhis-selam – se cilin prej tyre të pranonte për martesë. Kurse ai – '*alejhis-selam* – i përmendi asaj ato gjëra, sepse ai – *sal-lAllahu 'alejhi ue Aalihi ue sel-lem* – e dinte çfarë kërkojnë zakonisht femrat, nga natyra e tyre, tek burrat. E nëse burri është i varfër e s'ka pozitë mes njerëzve, atëherë gratë nuk duan që të martohen me një burrë të tillë. E njëjta gjë nëse burri i rreh gratë apo udhëton shumë. Të dyja këto përshkrime janë dhënë nga komentatorët e hadithit si shpjegim apo si sqarim për këtë fjalë, kur tha i Dërguari – 'alejhis-selam –:

"*…ndërsa Ebu Xhehmi është burrë që nuk e heq shkopin nga supi i tij.*"

Pra, kjo është metaforë që nënkupton se ai udhëton shumë apo se ai sapo shikon një gabim te gruaja, nxiton që ta godasë atë… I kanë thënë të dyja këto shpjegime, porse më e sakta është që ai i rrihte gratë. E rëndësishme është që i Dërguari – 'alejhis-selam – përmendi mangësi për këta dy burrat dhe nuk përmendi virtytet e tyre, se ata besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe se ata i binden Allahut dhe të Dërguarit të tij etj…

Për këtë temë mund të flasim sa të duash. Prandaj kur folën dijetarët për ajetet dhe hadithet që erdhën për ndalimin e gibetit, ata e panë se duhet patjetër që të sqarojnë, si këshillë e sinqertë për Umetin, se jo çdo gibet është haram. Këtë lloj gibeti (që nuk është haram) e ka përmbledhur njëri prej dijetarëve elokuentë në dy vargje poetike, ku ai thotë:

"Kritika nuk është gibet në gjashtë raste: për atë që i kanë bërë padrejtësi, për atë që përshkruan dikë, për ata që paralajmëron kundër dikujt, për atë që bën gjynahe haptazi, për atë që kërkon fetva, dhe për atë që kërkon ndihmë që të heqë të keqen."

Hadithi që i shpjegon këto gjashtë veçoritë e përmendura te këto vargje poetike, është hadith i gjatë, mirëpo e rëndësishme është ajo që lidhet me këtë pyetjen. Prandaj unë them në përfundim të përgjigjes: në të vërtetë ata që e kanë shpikur këtë bidatin "el-mu`uazanat", padyshim që ata e kundërshtojnë Kur`anin dhe e kundërshtojnë Sunetin, Sunetin në fjalë dhe vepra, si dhe kundërshtojnë menhexhin e Selefëve të devotshëm. Për shkak të këtij menhexhi ne menduam se për të kuptuar drejt Librin e Zotit tonë dhe Sunetin e Pejgamberit tonë – sal-lAllahu 'alejhi ue Aalihi ue sel-lem –, ne duhet t'u kthehemi Selefëve të devotshëm. Përse? Nuk besoj se ka mospajtim mes muslimanëve që ata janë më të devotshëm, më të ruajtur dhe më të ditur dhe… dhe… dhe…e deri në fund, sesa ata që erdhën mbas tyre.

Prej argumenteve që ka përmendur Allahu – ‘*Azze ue Xhel-le* – në Kur`anin Fisnik për veçorinë e parë (për gibetin e lejuar), që është për personin të cilit i është bërë padrejtësi, është ajeti:

لاَّ يُحِبُّ اللّهُ الْجَهْرَ بِالسُّوَءِ مِنَ الْقَوْلِ إِلاَّ مَن ظُلِمَ

“**Allahu nuk do që fjalët e këqija të thuhen haptazi, me përjashtim të atij që i është bërë padrejtësi.**” [en-Nisaa`, 148]

Nëse personi të cilit i është bërë padrejtësi thotë se filani më ka bërë padrejtësi, a duhet t’i thuhet atij: “O vëlla, përmendi edhe gjërat e mira që ka ai!” Pasha Allahun, ky është një devijim modern është prej gjërave më të çuditshme që hidhen në fushën (e davetit) në kohën e sotme. Unë besoj se ajo që i shtyu ata të rinj që të shpikin këtë risi dhe që ta ndjekin këtë bidat është dashuria që kanë për t’u dukur. Më përpara thoshin: “Dashuria për t’u dukur ta thyen shpinën.” Se përndryshe, ai që e studjon Kur`anin, studjonin Sunetin dhe jetëshkrimin e Selefëve të devotshëm dhe librat e Xherrhit dhe Ta’dilit, shikon se kur shkruhet për gjendjen e një personi, thuhet për të se ai ishte “i dobët” “gënjeshtar i madh”, “shpikës hadithesh”, “ka memorie të keqe”. Mirëpo nëse i kthehesh biografisë së tij, siç e përmenda unë në fillim të përgjigjes sime, do të gjesh se personi ishte njeri që bënte shumë ibadet, ishte zahid, i devotshëm, e ndoshta do të gjesh se ai ka qenë njëri prej shtatë dijetarëve të mëdhenj të fik`hut. Mirëpo tema tani nuk është te biografia e këtij njeriu, sepse biografia përfshin të gjithë virtytet dhe të metat e tij, siç e përmendëm në fillim. Prandaj shkurtimisht unë them – e ndoshta kjo fjalë është fjala mesatare për këto debate që po ndodhi midis të dyja palëve –: se duhet bërë dallim kur duam të bëjmë biografinë e një njeriu, dhe aty përmendim të mirat dhe të këqijat e tij, ama kur duam të këshillojmë Umetin apo në rastin kur duhet përmbledhje dhe paraqitje e shkurtër, ne përmendim atë që kërkohen në atë rast, duke shpallur bidatçi apo të devijuar apo ndoshta edhe duke bërë tekfir, po ashtu, nëse plotësohen të gjitha kushtet e tekfirit mbi atë njeri. Kjo është ajo që besoj unë se është haku, për të cilin po kundërshtohen sot ata të rinj.

Dhe shkurtimisht unë them se: me të vërtetë që ai i cili e mban flamurin e Xherhit dhe Ta’dilit sot, në kohën e tashme, dhe me hak, është vëllai ynë, Doktor Rabij’ (el-Medkhalij). Kurse ata që e refuzojnë atë, nuk e refuzojnë me dituri, kurrë. Përkundrazi, dituria është me të. Edhe pse unë e them gjithmonë, madje ia kam thënë edhe atij këto fjalë disa herë në telefon, se nëse ai përdor një qasje më të butë, kjo do të jetë më e

dobishme për masat e njerëzve, qofshin ata me të apo kundër atij. Ama nga ana e diturisë, s'ka vend ku të kritikohet ky njeri, absolutisht, përveç asaj që përmenda më përpara, që ai ka njëfarë ashpërsie në qasjen e tij. Ama të thuhet që ai nuk bën balancim midis të mirave dhe të këqijave (të personave që ai i kritikon), kjo është fjalë shumë e ultë, të cilën e thonë veçse dy persona: ose nga një person xhahil, i cili duhet të mësohet, ose nga një person inatçi. Këtij ne s'kemi çfarë t'i bëjmë, veçse t'i lutemi Allahut që ta udhëzojë në Udhën e Drejtë.

Kjo është përgjigjja për pyetjen.

Me kaq mjafton. Dhe të gjitha lavdet i takojnë Allahut, Zotit të gjithësisë.

Përktheu: Alban Malaj
[http://www.selefi.org/index.php/menhexh/44-refuzim-i-dyshimeve-dhe-vesveseve-rreth-menhexhit/2480-sqarimi-i-shejkh-albanit-rahimehullah-per-bidatin-e-muuazanatit-obligimin-e-permendjes-se-te-mirave-qe-ka-personi-apo-grupacioni-te-cilin-po-e-kritikon]

**Amer Rexhepi:**

O pash Allahun e Madh ditet po shkon e juve po ju shpaloset perdja para atyre qe ende kan perde per ju.
Po flasim per trojet shqiptare, na tregoni o vella Musliman ku eshte dobija e juaj, sa njerez i nxorret nga erresira e deviimit ne driten e udhezimit. Mos na i llogarit se keni marr selefi dhe i keni bere xherhista, kjo nuk eshte sukses. Na tregoni se sa njerez i kani mare nga dalaleti, kufri epshi jeta e shthurun dhe i keni bere xherhista muteshedidin kete munde me e llogarit si sukses.
Nuk keni lan gjemat qe jeni fut ne te veqse e keni shkatrru, nuk keni lane projet te hajrit te daveteti veqse keni fol per te, dhe jeni mundu me prish.
Na i tregoni sukeses e davetit tuaj ne bote edhe tek ne shqiptaret qe ti shohim dhe ti lersojme ?
A ban me thene vetem ate qe tha shejh Albani per Ihuanet pa ja hek nje ose shtu ndonje shkronje? A behem "selefi" atehere?
Une kam bindje se edhe ti dhe shoket tu te menhexhi jeni shume te demshem per menhexhin selefi, ju permes sjelljes tuaj te vrazhde dhe epsharake rinin i keni derguar ne humneren e bidatqive sufi, eshari dhe maturidi dhe te tjere. Ua keni irit menhexhin e paster te selefit, e padyshim se ne diten e gjykimit do te ipni pergjegjesi.

## *Përgjigje:*

- Elhamdulilah ditët po shkojnë edhe po ju shpaloset perdja muslimanëve që ju jeni ikhuanca të falimentuar, siç ju quante Shejkh Mukbili rahimehullah.

- Elhamdulilah që ditët po shkojnë dhe daveti jonë selefi veçse po përhapet dhe xhemati selefi po shtohet, njësoj siç po shtohet numri i studentëve selefi gjithashtu. Ju jeni vet dëshmitarë për këtë, edhe ju s'jeni në gjendje që ta ndalni këtë davet, sepse nuk e kritikoni dot me fakte dhe argumente davetin tonë. Ju dini veçse ta përbaltni davetin tonë selefi me shpifje, etiketime dhe manipulime, edhe kjo që po bëni veçse ua shton bindjen muslimanëve të

sinqertë që ne jemi në hak kurse ju jeni në devijim, e s'jeni gjë tjetër veçse ikhuanca të falimentuar që e vishni rrejshëm petkun e selefizmit.

- Dobija jonë është se ne i paralajmërojmë muslimanët që të ruhen nga sherri i juaj, sepse ju jeni ikhuanca, jeni armiq të sunetit dhe të menhexhit selefi. Dobia jonë është se ne u mësojmë muslimanëve menhexhin selefi, duke përhapur literaturën e dijetarëve selefi, të cilën ju jeni munduar ta mbani të fshehur për vite me radhë, dhe në vend të tyre ju u keni servirur muslimanëve literaturën e seferit, selmanit, arurit, huvejnit, azamit, kutbit, benas, kardauit etj… etj… Ne u bëjmë davet muslimanëve që të largohen nga bidati dhe hizbija, u bëjmë davet qafirave, ateistave dhe të krishterëve që të largohen nga kufri, idhujtaria dhe ateizmi që të futen në dritën e Islamit dhe Imanit, u bëjmë davet bektashijve që të braktisin fenë e tagutit dhe nifakut, u bëjmë davet të gjithëve atyre që na jepet mundësia që t'i ftojmë në Islamin autentik, porse ne  nuk i reklamojnë personat që udhëzohen nëpërmjet davetit tonë, as në faqet tona, as në jutub as ne fejsbuk as ne instagram e asgjëkundi, sepse ne nuk bëjmë davet që të lavdërohemi apo që të marrim "lajka" në fejsbuk" për arritjet tona, nuk veprojmë njësoj siç veprojnë disa nga hoxhallarët tju që i nxjerrin të rinjtë para xhematit dhe xhamisë për të reklamuar arritjet e tyre në davet dhe për të marrë lëvdatat e xhematit, apo i reklamojnë bamirësitë që bëjnë për të fituar brohoritje e për të bërë elektorat në popull, se do t'u duhen kur të hyjnë në votime.

- Ju nuk bëheni selefi nëse thoni vetëm atë që ka thënë Shejkh Albani rahimehullah për xhematin e ikhuancave, assesi, sepse nuk kufizohet selefizmi vetëm te fjalët që ka thënë Shejkh Albani për ikhuancat, po i përsërite ato u bëre selefi. Jo. Selefizmi është i tërë Islami që na e përcolli i Dërguari i Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe Sahabët e tij.

  Pastaj, Shejkh Albani nuk është as i pari dhe as i fundit që ka folur kundër ikhuancave, andaj qysh po e kufizon sqarimin e gjendjes së ikhuancave vetëm te fjalët e Shejkh Albanit rahimehullah? A e ke lexuar ndonjëherë fjalën që ka thënë dijetari i madh i hadithit, njëkohësisht kolegu i Shejkh

Albanit, Ahmed Shakiri rahimehullah, kur sqaroi realitetin e xhematit të Ikhuancave?

Shejkhu, Muhadithi, Kolosi Ahmed Shakir – Allahu e mëshiroftë – në librin e tij "Shu'unu T'alimi ue el-Kadai," në faqen 48, thotë për Ikhuanul-Musliminët:
**"Lëvizja e Shejh Hasan el-Benna-s, dhe vëllezërve të tij musliman, të cilët e kthyen Davetin Islam në një thirrje kriminale shkatërrimtare, të cilin (davet) e mbështesin materialisht Komunistët dhe Jehudët, siç e dimë këtë me dije të sigurt."** Përktheu: Jeton Shasivari

Dihet që Ahmed Shakiri ka jetuar në Egjipt, rrjedhimisht që i ka njohur më mirë ikhuancat sepse baza e tyre ishte në Egjipt.

Prandaj vllai im, lexoi të gjitha deklaratat e dijetarëve të Sunetit kundër xhematit të Ikhuancave, dhe atëherë do ta shikosh sa të rrezikshëm janë ikhuancat për Islamin dhe Umetin, e mos u mjafto vetëm me fjalët e vjetra të Shejkh Albanit rahimehullah, sidomos kur dihet që Shejkh Albani po bën gati 20 vjet që ka vdekur, dhe sot kanë dalë në shesh shumë komplote dhe krime të Ikhuancave.

- Mandej ti Amer Rexhepi na akuzon se ne me sjelljen tonë të vrazhdë dhe epsharake e kemi dërguar rininë në humnerën e bidatqive sufi, eshari dhe maturidi dhe te tjerë!!! Allahut i ankohemi për këtë akuzë! A ka shpifje më të rëndë e më ashiqare se kjo o vëlla Amer Rexhepi! Tregoma një rast të vetëm kur ne jemi bërë shkak që ndonjë të ri ta kemi dërguar në humnerën e bidatqive sufi, eshari dhe maturidi dhe të tjerë, ndërkohë që ne i refuzojmë të gjitha ato sekteve e xhemate, pa përjashtim, dhe i luftojmë nëpërmjet literaturës që kanë shkruajtur dijetarët selefi kundër tyre. Nëse ka ndodhur vërtetë që ndonjë i ri ta ketë lënë menxhin selefi dhe të jetë bashkuar me ato sektet e bidatçijve, kjo s'do të thotë patjetër që ne e kemi dërguar atë te bidatçijtë, assesi, përderisa ne paralajmërojmë ashpër kundër çdo lloj sekti apo xhemati bidatçi. Secili është përgjegjës për veten e tij dhe për rrugën të cilën e zgjedh vet. A nuk e ke lexuar ndonjëherë ajetin:

“**Askush nuk do ta mbajë mbi krye barrën e tjetrit!**” [Fatir, 18]

A mban përgjegjësi Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem kur disa fise arabe e braktisën Islamin mbas vdekjes së tij?

Udhëzimi dhe qëndrueshmëria në rrugën e drejtë janë në Dorë të Allahut, dhe Ai i rrotullon zemrat e robërve në udhëzim ose në devijim, si të dëshirojë Ai.

Por si është puna me ju o vëlla Amer Rexhepi që jo vetëm rinia juaj po devijon e po lajthit edhe po degjenerohet, por edhe hoxhallarët tuaj po devijojnë e po lajthisin akoma më keq sesa ikhuanizmi në të cilin ishin më përpara!!! Shembujt janë të shumtë, por unë s’po zgjatem shumë, prandaj po mjaftohem veçse me katër nga hoxhallarët tuaj më të famshëm në trojet shqiptare.

- Shembulli i parë është hoxha juaj i madh i Pejës, Enes Goga, ikhuanci i vjetër që i quante selefitë rrejshëm e padrejtësisht si “dervisha”, porse Allahu e sprovoi atë hoxh tuajin për shkak të asaj shpifje që tha dhe e bëri atë vet dervish sufist, siç e dini ju tashmë mjaft mirë. Kqyre hoxhën tënd si është katandisur në mesin e dervishve dhe sufistave duke kënduar ilahije në mevlydin e shpikur të tyre:



Dervishi Enes Goga godet përsëri!!!

https://www.youtube.com/watch?v=BGDseTiTbmQ

Kurse këto janë disa komente nga myhipat e sufistit Enes Goga. Meqë ti vëlla Amer Rexhepi i shan shumë selefit nga sjellja dhe morali, mjafton ti hedhësh një sy myhipave të hoxhës Enes Goga, edhe do të kuptosh që shumica e juaj nuk i afroheni fare sjelljes dhe moralit të selefive. Ma bënë hallall që po i nxjerr ashiqare këto banalitete të ikhuancave, mirëpo muslimanët duhet ta marrin vesh se sa të prishur janë ata njerëz që pretendojnë menhexhin dhe moralin e selefëve, e nga ana tjetër i akuzojnë selefitë se janë ekstremista dhe janë të paedukatë e të pamoralë.

Bashkim Sefa • 6 days ago
osht hadith kur muhamedi as. ka shku nxhami edhe i ka mdegju disa njerz tu lecitu kuran edhe i ka pergzu. po disa injorant si ju qe jeni njerz pa fe e munohi mu bo dijetar ju jeni ma te kqi se jahudit ju edhe tespit qe ska san dom qe bon dhiker allahun e boni haram qe as nuk kini argument dishka edhe ska san tkeqe! mjer ju qe munohi me njollos njerzt ju kurr namazin se falni nxhami e hoxha e fal sabah e jaci e ju kinse ma te mir se hoxha.ka ardh koha kiametit kur ka thon profeti as. dalin paditurit e flasin kurse te diturit anashkalohen prej shejav te kiametit qdo dit veq ka kiameti. e allahu ja dhasht hakun qdo kuj nket bot e boten tjeter.

Granit Grand • 10 months ago
ty qe e ke bere kete videon vet qenke i devijuar se po ta *ije familjen THIJU I EGER TI DHE BABAI I YT QEN THIJU I EGER

Arber Shala • 11 months ago (edited)
Ja u *ift shejk bin baz motrat ekstremista ..Kontributi hoxhes o kolosal nkrahasim me tjuve per ket din

- Shembulli i dytë është hoxha Ahmed Kalaja, i cili për ty është selefi i kulluar, ndërsa vet Ahmed Kalaja e Bidatit nuk e pranon emërtimin selefi!!!
  https://www.youtube.com/watch?v=n_7r6_moL-s&feature=youtu.be

Madje Ahmed Kalaja e thotë botërisht se “selefët” e tij të vërtetë janë hoxhallarët sufista që thirrën në shqipëri për harmoni dhe tolerancë mes feve!!! Të gjithë e mbajmë mend Ahmed Kalanë e dikurshëm që mori famë si thirrës i Kur’anit dhe Sunetit, mirëpo shikoje sot si është katandisur! Sot ai është bërë një kampion i thirrjes tagute për tolerancë dhe harmoni mes feve, promovon lirinë e zgjedhjes së besimit, madje ai promovon haptazi publikisht ndërtimin e kishave nga duart e “muslimanëve” në emër të bashkëjetesës dhe tolerancës dhe harmonisë me të krishterët!!!! Shikoji fotot nga fejsbuku i hoxhës tënd që të bindesh vet për lajthitjen e tij të hatashme, nëse të ka mbetur sadopak xhelozi për teuhidin dhe për menhexhin e selefëve.



**Ahmed Kalaja**
21 orë ·

Ate dite me priftin italian edhe grupin rinor.

Nderkohe qe kishte mbaruar namazi i drekes e pas takimeve me njerzit aty pari, vjen dikush edhe thote madje disaxhematlij ; o hoxhe ka ardhur nje prift me disa te rinjne oborr te xhamise duan te vijne brenda jane te dera. Mirepo une nuk kisha lene takim, megjithate dola i prita edhe ju urova mireseardhjen. Deshira e tyre ishte te dinin me shume per Islamin. Normalisht kjo me emocionoi shume edhe ju urova mireseradhjen. Pasi u futem ne xhami ata ishin aty te tridhjete vete afersisht, menjehere filluan pyetjet nga me te cuditshmet habitshmet deri ne fund, cdo gje shkoi perfekt.

Nga gjithe kjo do te thoja;

Jemi ne rrugen qe na lane te paret tane si Hafiz Ibrahim Dalliu sic dihet boterisht edhe per te cilien ne krenohemi si arritje toleranca edhe bashkjetesa nder fetare, jo vetem brenda shqiptareve po edhe me te huajt mjafton te kete nje fe. Zot bena te dobishem!

Amin!

Interesante ate dite;

* * * Mbaroi takimi edhe ata filluan te dorezojne Kuranet qe ju dhuram kuptohet ne italisht, ju thame qe i keni dhurate u gezuan shume edhe filluan te thone une skam amarre une skam marre edhe ishin te gezuar .



**Ahmed Ilmi Kalaja** ka shpërndarë një postim.

4 orë ·



Lajm!

Toleranca edhe harmonia jo thjesht nje mit.




384 498 shikime

**Stèphane Aknin**

9 Nëntor 2017

Ndiqe

En Irak à Mossoul, les jeunes musulmans remettent la croix sur une église ravagée par Daesh. Très beau à voir, l'espoir est encore là

Në irak në mosul, muslimanët e rinj e vënë kryqin në një kishë të shkatërruar nga isis. Shume e bukur per te pare, shpresa eshte akoma aty

· Vlerësoni këtë përkthim

42

2 komente 7 ndarje




**Ahmed Kalaja** 8 hrs ·

"Gjatë një beteje mes otomanëve dhe rumunëve, ndodhi ky dialog mes krerëve.
- Në qoftë se fiton, çfarë do të kishe bërë?
- Do të themeloj besimin katolik romak.
Me pas ai pyeti:
- Në qoftë se fitoni ju , çfarë do të bëni?
- Pranë çdo xhamie do të ndërtoj një kishë dhe do t'i jap çdo njeriu lirinë e zgjedhjes për t'u falur ku të dëshirojë".

______________________________
(nga libri: Toleranca në Islam - Dr. Sheuki Ebu Khalil)

V.O: Statusi nuk ka asnje prapavije te qellimshme per te krijuar debat thjesht copez nga historia. Faleminderit.

42 1 Comment

Like Comment Share



**Ahmed Ilmi Kalaja** shared Myftinia Tiranë's photo.

13 mins ·




**Myftinia Tiranë**

20 hrs ·

Universiteti Bedër organizon ceremoninë e dhënies së titullit "Doctor Honoris Causa" për z. H. Selim MUÇA, Kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, 2004 – 2014.

Me pjesëmarrjen e Kryeministrit të Shqipërisë z. Edi Rama, Ministrave të Kabinetit të Qeverisë, Ambasadorëve me Misione Diplomatike në Tiranë, përfaqësuesve të Komuniteteve Fetare nga Shqipëria, Kosova dhe Maqedonia, përfaqësuesve të shumtë të medias, si dhe rektorëve të Universiteve Publike e Private, kjo ceremoni do të zhvillohet ditën e mërkurë, më datë 15 qershor 2016, në orën 19:30 në ambientet e Universitetit Bedër.

Ky titull i jepet Kryetarit të Nderit të KMSH-së H. Selim Muçës me motivacioinin për kontribut të shquar në ngritjen e vlerave të besimit dhe të forcimit të harmonisë dhe bashkëjetesës mes besimeve të ndryshme fetare në Shqipëri.

Like Comment Share

6



**Ahmed Kalaja** ka shpërndarë foton nga Xhamitë e Tiranës.
6 orë · Përpunuar ·



Papa Francesco in Albania.

Injornaca nuk prodhon tolernce.

Papa Francesco ka vlerësuar para ardhjes në vendin tonë harmoninë fetare të shqipëtarëve si një vlerë e madhe e kombit tonë; me te cilen ne jemi krenuar si gjithmone.

Lind pyetja për Ne, kjo vlerë vjen nga dija në fe apo mosdija në të ?

Injoranca fetare prodhon tolerance apo dija fetare?!.

Injoranca asnjëherë nuk ka prodhuar virtyt, asnjëherë nuk ka prodhuar vlera, dija është ajo që prodhon virtyte vlera dhe tolerancë!

Ne myslimanët duhet t'a presim; me normat me te larta te mikpritjes si një musafir i rralle që ka fenë edhe besimin e tij, qe Islami e ka pare me shume perzemersi edhe delikatese .

Ahmed Kalaja

(Shkeputur nga ligjerata e së premtes xhamia Dine Hoxha;

"Ardhja e Papës dhe toleranca fetare në Shqipëri". )

Papa ka vlerësuar para ardhjes në vendin tonë harmoninë
fetare të shqipëtarëve si një vlerë e madhe e kombit tonë.
Lind pyetja për Ne, kjo vlerë vjen nga dija në fe apo nga
mosdija në të ?
Injoranca asnjëherë nuk ka prodhuar virtyt, asnjëherë nuk ka
prodhuar vlera, dija është ajo që prodhon virtyte,
vlera dhe tolerancë!
Ne myslimanët duhet t'a presim si një "mysafir"
që ka fenë e tij.
Ahmed Kalaja
(nga hutbeja e së premtes tek xhamia Dine Hoxha;
ardhja e Papës dhe toleranca fetare në Shqipëri)



**Xhamitë e Tiranës**

Papa Francesco in Albania.
Injornaca nuk prodhon tolernce.
Papa Francesco ka vlerësuar para ardhjes në vendin tonë harmoninë
fetare të shqipëtarëve si një vler…

Shiko më shumë

Pëlqejë · Komento · Shpërndaje

66 njerëz e pëlqejnë këtë.



**Ibrahim Bakiu** Sa shkrime i bere per ardhjen e papes ne shqiperi, dhe asnje te vetme per burgosjen e shokeve tu ne kosove???



Fotografitë




Shokët · 38 shokë të përbashkët




Ahmed Ilmi Kalaja ka shpërndarë një foto.
22 orë ·



Myftinia Tiranë
10 Tetor 2015 ·

Pëlqe faqen

Shembuj të papërsëritshëm

Kisha pak ditë që isha në një kaush –dhomë të burgut të Tiranës, së bashku me Hafiz Ibrahimin dhe Irine Banushin, një prift i urtë e shumë njerëzor i besimit ortodoks, kur hapet dera dhe futet oficeri i Sigurimit e hetuesi i birucave, i tmerrshmi dhe sadisti i madh, Muço Saliu.

Ky, porsa hyn në kaush i afrohet të dy klerikëve që ishin afër njëri-tjetrit, dhe pasi ia hoqi çallmën Hafizit ia vuri në kokë Irine Banushit, kurse kamillafin e Irineut ia vuri në kokë Hafizit. Duke iu drejtuar në fillim priftit ortodoks i tha:

- Hë, si të duket? U bane hoxhë.- Irine Banushi me zgjuarsinë dhe inteligjencën e tij të rrallë, i përgjigjet:

- Të jam shumë mirënjohës, që më vune çallmën e një kleriku musliman, i cili asht dënue me vdekje dhe e ka kalue jetën në burgje dhe internime, veçse për Atdheun e popullin.- Oficeri gjakatar në çast i kthehet hoxhës veteran:

- Po ty, a të pëlqen që u bane prift?- Hafizi me sinqeritetin që e ka shoqëruar gjithë jetën dhe me gjakftohtësi krenare i thotë:

- Më pëlqen, se e kam vëlla.- Oficeri kafshëror, kur e shikoi se nuk ia arriti qëllimit për t'i shqetësuar shpirtërisht u largua me "bisht në shalë".

Kurse te fotoja në vijim e ke hoxhën tënd Kalaja e Bidatit krahë për krahë me Sufistin e rëndë Muhamed Sytari, madje ai e quan atë si “ruajtësin e paqes dhe sigurisë, dhe bariun e qetësisë dhe spiritualizmit”!!!! Ky është hoxha jot Ahmet Kalaja, të cilin ti e konsideron selefi të kulluar, porse i

pastër është Selefizmi dhe të pastër janë Selefët nga hoxha jot dhe nga ty bashkë!

Ahmed Ilmi Kalaja
4 hrs ·

Amin!

Ahmed Kalaja added 2 new photos.
4 hrs ·

Zot ruaji " ruajtesit " e paqes edhe sigurise; " barijte " e qetesise edhe spirtualizmës!

Amin!

Like Comment Share

396

View 10 more comments

Muslimane Elhamdulilah Amin
Like · Reply · 1 hr

Adriatik Hasmegaj Mashaallah! Shoh profesorin tim te nderuar myftiun e Shkodres Muhamed Sytarin. Allahu ju ruajt dhe ku dhante vetem hajrin hoxhe.
Like · Reply · 1 hr

Myftiu i Shkodrës



Muhamed Sytari ka lindur në Shkodër më 21.05.1978. Është diplomuar në Damask të Sirisë nga Fakulteti i Thirrjes Islame
...

"Udha Islame"




Home

Përmbytja

Kontribo

## Myftiu, urim në dy kishat e qytetit të Shkodrës

Paraditen e së dielës, më 24 prill 2011, Myftiu Imam Muhamed Sytari ka zhvilluar vizitën tradicionale në dy kishat e qytetit, me rastin e festës së shënuar të Pashkëve për komunitetin ortodoks dhe atë katolik.

Në Famullinë Ortodokse, Myftiu i ka shprehur urimet më të përzemërta At Aleksandër Petanit dhe besimtarëve të pranishëm në kishë. Myftiu ka garantuar se fryma e harmonisë ndërfetare që ekziston në këtë qytet është një amanet i shtrenjtë që duhet ruajtur, kultivuar dhe përcjellur edhe te brezi i ri.

Edhe para mediave të pranishme, ai ka përsëritur urimet e sinqerta për komunitetin ortodoks dhe ka dhënë një mesazh të rëndësishëm për ruajtjen e harmonisë ndërfetare si simboli i dashurisë dhe mirësisë në tokë.

Ndërkohë, në Famullinë Katolike, ai i ka përcjellur mesazhin e paqes dhe harmonisë, Arqipeshkvit mons. Angjelo Massafra dhe besimtarëve të pranishëm. Në bisedën e përzemërt, pasi ka bërë urimin e festës, Myftiu ka theksuar se është mirësi e madhe që këto ditë të shënuara na bëjnë të jemi më pranë njëri-tjetrit dhe të përcjellim kudo mesazhin e harmonisë dhe vlera besimore.

Edhe para mediave të pranishme Myftiu është lutur për harmoninë në komunitet dhe vlerat e mrekullueshme të bashkëjetesës ndërfetare në vendin tonë.





- Shembulli i tretë është një hoxhë tjetër ikhuanc, Arben Ramkaj, ose Beni i Vogël i Elbasanit siç njihet ndryshe, i cili më herët ka qenë tekfirc, mirëpo sot ai ka kaluar në ekstremin tjetër dhe është bërë një kampion i thirrjes për bashkimin mes feve në Shqipëri, me parrullën se besimi në Zot është një urë lidhëse ndërmjet të gjitha feve. Besoj se ti e di shumë mirë çfarë gjykimi ka thirrja për bashkimin midis feve.




Etiketimet ndaj Hoxhallarëve me fjalën HIZBI Enes Goga, Arben Ramkaj, Bekir Halimi

927 views 4 5 SHARE SAVE


STUDIOISLAME - shkëputje

https://www.facebook.com/photo.php?fbid=625280904153629&set=a.104077302940661.8633.1000001517504

This page is in Albanian ▾ Would you like to translate it? Translate Nope Never translate Albanian Options ▾

SOT.MES NJEREZISH QE REFLEKTOJNE VETEM DRITE DHE MIRESI......NJE NATE MES GJIGANDEVE TE DIJES TE TROJEVE SHQIPTARE. — me Ferki F. Shala, Jusuf Gjevori, ENES GOGA, EKREM AVDIU, Agim Duka, Të përfitojmë nga H. Irfan Salihu, Arben Ramkaj, Hoxhë Enis Rama, Neki Kaloshi, Umer Korra dhe Bujar Lala në Elbasan.

Pëlqejë · Komento · Shpërndaje

Agim Bekiri, Amer Rexhepi, Edison Kuqo dhe 67 të tjerë e pëlqejnë këtë.

4 shpërndarje

**Umer Korra** ishte kenaqesi qe ishim prezent me keta burra te medhenj ,Allahu i nderofte
Mars 17 në orën 1:15.PD · Pëlqejë · 1

**Til Ulenshpigel** te rrish pran tyre miresi e madhe...
Mars 17 në orën 1:16.PD · Pëlqejë

**Umer Korra** edhe privilegj
Mars 17 në orën 1:16.PD · Pëlqejë · 1

**Gashi Ardian** E lus Allahun te ju ruj pej cdo sherri. Ni sen e di, qe kokni knaq
Mars 17 në orën 1:23.PD · Pëlqejë · 2

**Sabit Gashi** Allahu i shtoft te mirt...

QENDRA e BASHKËPUNIMIT NDËRFETAR ELBASAN

BESIMI BASHKIMI

# Ftesë

I/e nderuar z/zj ..............................................................

Jeni i ftuar të merrni pjesë në Simpoziumin

***"Martirët e Besimeve – Dëshmi Atdhedashurie"***

që organizon **Qendra e Bashkëpunimit NdërFetar Elbasan,**

me rastin e kremtimit të Festave tona Kombëtare

**të Pavarësisë dhe Çlirimit të Shqipërisë,**

Ju mirëpresim!

ditën e ***Shtunë***,
më ***26*** Nëntor 2016 - ora ***11***[00]

pranë Hotel Skampa International
Elbasan



**Ben Ramkaj** shared Sokol Mark Lulgjuraj's post.
May 7 at 12:16pm ·

Elbasan 8 Maj 2016 ora 11$^{00}$ HOTEL "IMPERIAL"

QENDRA E BASHKËPUNIMIT NDËR-FETAR ELBASAN - (QBNFE)

INTER-RELIGIOUS COLLABORATION CENTER ELBASAN – (IRCCE)



## BESIMI – URË QË NA BASHKON
## FEITH – BRIDGE THAT UNITES US

# DIALOGU NDËRFETAR

*MUNDESI PËR NJOHJE DHE MIRËKUPTIM TË VLERAVE TONA*

*TAKIM I TË RINJVE BESIMTARË NGA KOMUNITETET TONA FETARE*

*Referues nderi*

*Zoti HAFID OUARDIRI - Zv/Prresident i Platformës Ndër-Fetare, Gjenevë.*

*Zonja Albana Malaj - Anëtare e Komisionit Federal Zviceran për migracionin.*

  Comment  Share

 12

*Drejtuar Ambasadoit të Vatikanit në Shqipëri*

*I nderuar Shkëlqesi, Nunci Apostolik Ivan Ramiro Moliner.*

Komiteti i Qendrës së Bashkëpunimit Ndërfetar në Elbasan me hidhërim të thellë mësoi për vrasjen në Francë të një prifti katolik prej disa personave të ç'ekulibruar dhe vandalë, duke e konsideruar këtë akt të rëndë terrorist që synon përshkallëzimin e kësaj epidemie gjakatare në dëm të qytetërimit duke radikalizuar padrejtësisht përkatësinë e besimit mysliman e duke krijuar një klimë gjithnjë e më të tensionuar në botë apo që nxit urrejtje ndërfetare.

Ne Ju shprehim solidaritetin tonë dhe ngushëllimet e të gjithë besimtarëve tanë për këtë martir tuajin, duke dënuar njëkohësisht me indinjatë të thellë këto akte vrastare makabre.

Duke besuar me ndihmën e Zotit, që zëri i arsyes njerezore do të triumfojë mbi ofshamën e terrorit, krimit dhe mllefit, të gjithë së bashku le të mos reshtim për të çrrënjosur shkaqet dhe ideatorët e këtyrë mënxyrave.

Me lutjen që shpirti i këtij martiri të Kishës suaj të prehet në paqë, urojmë që mbarë Komuniteti Katolik, së bashku me tërë popujt në botë, të gjejmë forcë për të përballuar me solidaritet e vëllazëri këto sfida, me shpresën për të ndërtuar një të ardhme paqësore dhe pa urrejtje që sjell këtë terrorizëm.

Zoti me ne!

Me hidhërim

Për QBNF ELBASAN

*Arben Ramkaj kryetari*

Don Emilio Valente n/kryetar – Famullitar Kisha Katolike Elbasan

Haxhi Agim Duka anëtar – Myftiu i Elbasanit

At Gjergji Trbicka anëtar – Kryeprift Kisha Ortodokse Elbasan

Baba Faik Selmani anëtar – Drejtues i Bashkësisë Bektashiane

At Stavri Çipi anëtar anëtar – Prift Kisha Ortodokse Elbasan

Dervish Ardit Muçodemi anëtar – Përfaqësures i Bashkësisë Bektashiane

Sokol Lulgjuraj – kordinator / anëtar – Përfaqësures Kisha Katolike Elbasan



**Ben Ramkaj**

September 21, 2014 ·

Me ka rastisur te degjoj meshen e papa Raitziger ne Rome para nje viti e gjysem ne sheshin shen pjeter.Mesha ishte rrethuar me braziliane meksikane e nga shume popuj te botes me muzike kercime etj..Hyra bashke me bashkshorten pa bilete e dolem ne menyre normale..Tani sa po zbrita nga rinasi e shoh shtet rrethim deri ne durres.Kjo eshte reklama me negative qe mund ti behet nje populli.Turp per kete shtet provincial e per keto 'gazetare' ordiner..

Like Comment Share

15 people like this.




Bjeri këtyre linkave këtu dhe bindu vet për thirrjen që po bën sot hoxha Arben Rmakaj:

https://interreligiouscenter.com/mesazh-ngushellimi-dhe-solidariteti-4/
https://interreligiouscenter.com/perseri-bashke-ne-urimin-pashke-16-prill-17/
https://interreligiouscenter.com/prijesat-fetare-dhe-drejtuesit-e-qbnf-per-urim-te-komuniteti-bektashi/
https://interreligiouscenter.com/qbnf-uron-arkipeshkvin-e-ri-te-tirane-durresit-imzot-georg-frendo/
http://idmalbania.org/wp-content/uploads/2015/07/Religious-Radicalism-Albania-web-final.pdf



- Shembulli i katërt dhe i fundit është një tjetër legjendë e hoxhallarëve tuaj në trojet shqiptare. Ai është hoxha Ramadan Ramadani, një pioner i ikhuanizmit në Maqedoni dhe një kontributor i vjetër i "NuN"-it të Bekir Halimit. Para pak vitesh u tronditëm kur morëm lajmin se hoxha Ramadan Ramadani kishte asistuar personalisht në një simpozium të mbajtur në Maqedoni për mbrojtjen e të drejtave të pederastëve dhe lesbikeve, por ajo që na tronditi më shumë ishte mbrojtja që ja bënë atij me këtë rast nga fejsbuku hoxha Agim Bekiri dhe hoxha Ahmed Kalaja.

  Mirëpo sot, doli në shesh e vërteta e hoxhës Ramadan Ramadani dhe u qartësua çështja e tij, sepse ai është thjesht një shërbëtor i çifutit Xhorxh Soros.






| | |
|---|---|
| Titulli i plotë: | Katërdhjet hadithe mbi personalitetin islamik |
| Titulli në origjinal: | أربعون حديثا في الشخصية الإسلامية |
| Botim i parë i origjinalit: | 1990- Daru Ibn Kajjim |
| Autor: | Ali Hasen |
| Përktheu: | Bekir Halimi |
| Shtëpia Botuese | "NuN" |
| Biblioteka | "Letra" |
| Edicioni | "Hadith" |
| No: | 59 |
| Botim i parë: | Shtator, 2002 |
| Kryeredaktor i bibliotekës: | Ramadan Ramadani |
| Redaktor: | Xhemal Jakupi |
| Lektor: | Fatmire Ajdini |
| Pregaditja kompjuterike: | "NuN" |
| Ballina: | Muhammed Bajrami |

Katalogizimi për këtë publikim mund të gjindet në bibliotekat kombëtare dhe universitare në Shkup, Prishtinë dhe Tiranë.

© NuN-2002

Publikimi elektronik është e drejtë e AlbIslam.Com
\www.albislam.com\



**Hoxhë Ramadan Ramadani ka marrë pjesë në hapjen solemne të LGBT-së? (FOTO)**







Pas informacionit se në kryesinë e fondacionit që përkrahë organizatën LGBT në Maqedoni, na kanë ardhur disa e-maila, e një ndër to përmbante edhe fotografitë ku Ramadan Ramadani ka marrë pjesë në hapjen solemne të LGBT-së në Çarshi të Vjetër – Shkup.



# *Përfundim:*

Mjaftojnë shembujt e këtyre katër hoxhallarëve ikhuanca nga trojet shqiptare, për të kuptuar se si evulon devijimi, duke sjellë mutacione të reja lajthitjeje, të cilat nuk kanë qenë të njohura më herët. E s'ka se ti të jetë ndryshe, përderisa ata e kundërshtuan rrugën e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem që në fillim dhe ndoqën rrugë tjetër nga rruga e Selefëve të këtij Umeti. Bidati sjell bidate të tjera, derisa të vërvit në errësirat e kufrit, Allahu na ruajttë. Prandaj secili të marrë mësim nga gjendja e këtyre njerëzve të humbur, dhe t'i lutet Allahut me sinqeritet që të jetë prej pasuesve të Sunetit, prej pasuesve të Menhexhit Selefij.

Ka thënë Allahu i Lartësuar:

"**Kush e kundërshton të Dërguarin, pasi që i është bërë i qartë udhëzimi dhe ndjek rrugë tjetër nga Rruga e Besimtarëve, Ne e lëmë të ecë andej nga është nisur dhe do ta përcëllojmë në zjarrin e Xhehenemit; eh, sa vendbanim i keq që është ai!**" [en-Nisa, 115]

Lus Allahun e Madhëruar që ta bëjë të dobishëm këtë sqarim për secilin që e lexon me zemër dhe mendje të hapur! Allahu e udhëzoftë çdo rob të sinqertë që e ka humbur Rrugën e Drejtë dhe ka devijuar në monopatet e xhemateve dhe sekteve të devijuara! Allahu na forcoftë në menhexhin selefi dhe na bëftë shërbëtorë dhe të dobishëm për Islamin dhe muslimanët! Salavatet dhe selami qofshin mbi Profetin Muhamed.